# DITURIA ISLAME

NUMËR 277-278 | VITI 27 | GUSHT-SHTATOR 2013 | SHEVVAL-DHUL-KADE 1434 | REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE | ÇMIMI 1€

## FITËR-BAJRAMI
## FESTË DASHURIE DHE SOLIDARITETI

*Bajramet në vazhdimësi në trojet tona janë festuar solemnisht, të vazhdojmë këtë traditë të shkëlqyer, të festojmë bashkë me familjar, farefis, miq e shokë, duke e përkujtuar në vazhdimësi Allahun e Madhëruar. Me këtë rast më lejoni të uroj të gjithë vëllezërit dhe motrat, besimtarë e besimtare, me dëshirën për shëndetin dhe mirëqenien e tyre. Gjithashtu përshëndes dhe urojë për festën e madhe të Fitër - Bajramit edhe vëllezërit tanë kudo që gjenden në trojet tona etnike shqiptare, si dhe bashkatdhetarët tanë kudo në botë me dëshirën dhe shpresën se tek ne dhe kudo në botë do të mbretërojnë paqja dhe lumturia.*



www.dituriaislame.net



## Pritje urimi nga Myftiu i Kosovës me rastin e festës së Fitër-Bajramit f42

Sikur është bërë traditë tashmë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së BIK-së organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të Pushtetit e të Qeverisë, të Përfaqësive diplomatike në Kosovë dhe të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat e Kosovës dhe nga Jashtë.

## Zgjidhet redaksia e re e revistës "Dituria Islame" f57

Kryesia e BI- të Republikës së Kosovës mori vendimin për vazhdimin e mandatit të kryeredaktorit të revistës " Dituria Islame", Mr. Rexhep Suma, si dhe pëlqimin e emrave të redaksisë së re të kësaj Reviste, në periudhën dyvjeçare (2013-2015).

Kryesia e BI-të Republikës së Kosovës miratoi Redaksinë me këta anëtarë: Mr. Ajni Sinani. Mr. Bekim Jashari. Mr. Ekrem Maqedonci. Mr. Fitim Gashi. Dr. Hysen Matoshi. Isa Tërshani. Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj.

Poashtu, Kryesia e BI- të Republikës së Kosovës, falënderon të gjithë anëtarët e redaksisë së kaluar për kontributin e dhënë.



DITURIA ISLAME / REVISTË MUJORE, FETARE, SHKENCORE E KULTURORE / Boton: Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, Prishtinë.
Kryeredaktor: Mr. Rexhep Suma / Redaksia: Mr. Ajni Sinani, Mr. Bekim Jashari, Mr. Ekrem Maqedonci, Mr. Fitim Gashi, Dr. Hysen Matoshi, Isa Tërshani, Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj. Gazetar në redaksi: Ramadan Shkodra / Lektor: Isa Bajçinca / Korrektor: Skender Rashiti / Redaktor artistik, teknik dhe operator kompjuterik: Edib Ali Agagjyshi. Adresa: Dituria Islame, rr. "Bajram Kelmendi" nr. 84, 10000 Prishtinë / Tel&Fax: 038 224 024 / email: dituriaislame@hotmail.com / dituriaislame@yahoo.com **www.dituriaislame.net** /Parapagimi: Evropë 25 € / Amerikë 40 USA$ / Shtypi: Shtypshkronja "Iliri", Prishtinë / Dorëshkrimet dhe fotot nuk kthehen!

# Pasiguria nga islamofobët



*Shkrimet kontraverse të islamofobëve gjithnjë e më shumë po bëhen element pasigurie, destruktiviteti dhe tepër të rrezikshme për shoqërinë postkonfliktuoze të Republikës së Kosovës. Në emër të lirisë së të shprehurit dhe mendimit të hapur, ata po vulgarizojnë një fe të tërë pjesëtarë, të së cilës janë 1.5 miliard njerëz. Të lëndosh tjetrin në baza fetare, kjo duhet të penalizohet patjetër nga gjyqësori. Ata kanë nisur një betejë mediatike që për qëllim ka gozhdimin e çdo gjëje që është islame dhe në shkrimet e tyre mundohen të argumentojnë se çdo gjë që është islame, është joshqiptare. Kjo luftë po minon durimin e besimtarëve, sepse po paraqiten stereotipe negative mbi Islamin, po stigmatizohet Islami e po diskriminohet, ata po nxisin dhunë në baza fetare. Në këtë çështje ka dështuar etika gazetareske dhe profesionale për të mos thënë edhe karakteri njerëzor. Etiketimi i myslimanëve me nocione që më shumë u shkojnë atyre që i kanë përdorur sesa myslimanëve, kjo nuk i shërben kurrsesi klimës dhe mirëqenies së popullit tonë.*

*Shprehjet si radikal, shovinist, të dashur, të urryer etj. etj., nuk janë asgjë veçse mos kuptimi i drejtë i Islamit ose edhe ngritja e dyshimeve të pabaza për imazhin e vetë shqiptarëve myslimanë që jetojnë në këto troje, të cilat i kanë mbrojtur gjatë historisë, të frymëzuar nga ndjenja e fesë islame si fe pjesës më të madhe të shqiptarëve. Kurse shovinist quhet personi që tejçmon kombin e vet, kombin të cilit i përket, kurse nënçmon kombet e tjera dhe pjesëtarët e tyre. Allahu xh.sh.,njerëzimin dhe kombet i ka krijuar për t'u njohur, ndihmuar, për të bashkëpunuar e komunikuar në mes tyre e jo për t'u ndier më inferior se kombet e tjera. Më të dashur (të afërt) tek Allahu janë ata që janë më të devotshëm dhe jo kush është më kombëtar a patriot, ose kush çfarë race është e çfarë prejardhjeje ka. Ofendimet e tilla duhet të ndalen menjëherë ose organet gjegjëse duhet t'i mbrojnë myslimanët me ligj dhe çdo blasfemi a fyerje në adresë të tyre duhet të penalizohet me ligj.*

*Duke mos u ndalur në emra e mbiemra të atyre që po i fryejnë zjarrit të urrejtjes fetare, sepse ata tashmë dihen se çfarë janë, cili është misioni i tyre, dhe kujt i shërbejnë, një gjë dihet: zbrazja e tërë arsenalit fyes dhe denigrues në adresë të figurave fetare islame i shërben vetëm së keqes dhe destabilizimit social e moral të kësaj shoqërie të vuajtur nëpër shekuj. T'i etiketosh myslimanët "neoislamë e fashizoidë", është një shprehje tepër fyese e vulgare dhe, fundja, joprofesionale për këdo që mendon se shkruan dhe ka haber për imazhin mbi Islamin.*

*Në fenë islame nuk ekziston Islam radikal dhe Islami i butë (soft islami). Islami është një. Ai është paqe dhe si i tillë vazhdon të mbetet. BIK-së, imamët, vaizët e hoxhallarët transmetojnë në mesin e popullit, gjegjësisht të xhematëve, ku ata shtrijnë rrezen e veprimit dhe aktivitetit. Lancimi i këtyre ideve që kanë për qëllim të destabilizojnë infrastrukturën shpirtërore të myslimanëve kosovarë (shqiptarë), i mesazheve nëpërmjet medieve të komunikimit masiv, - sinqerisht ndot atmosferën e pastër të tolerancës kosovare. Dhe sidomos shkrimet që u botuan gjatë muajit të madh të Ramazanit, synojnë t'u imponojnë besimtarëve që të merren me gjëra të tilla për t'i larguar pak a shumë nga ibadeti dhe përkushtimi ndaj këtij muaji. Këto shkrime nxisin dhe shpien në urrejtje fetare, e pasojat mund të jenë tragjike për një popull nëse vazhdohet me këso porosish e këso shpifjesh në emër të fesë islame. Mbjellja e urrejtjes dhe fyerja e tjetrit mbi baza fetare, është vepër që sanksionohet edhe në ligjet perëndimore, që këta "lapsa destruktivë" ëndërrojnë edhe ditën të jenë në të. Fyerja e fesë penalizohet në ligjet e ndryshme anekënd botës. Janë 36 shtete evropiane që ndalojnë dhe penalizojnë fyerjen e fesë, përfshirë këtu edhe ligjërimin a shkrimet që kanë të bëjnë me talljen në llogari të fesë. Pse gjithë kjo urrejtje kundër fesë më të pranuar tek Allahu xh.sh.? "O ju që besuat, mos i zini për miq të ngushtë të tjerët jashtë mesit tuaj, ata nuk pushojnë së vepruari në dëm tuajin, ju dëshirojnë çka u mundon ju. Urrejtja kundër jush duket nga gojët e tyre, por ajo që fshehin në gjokset tyre, është edhe më e madhe. Ne, pra, jua kemi sqaruar faktet, nëse i kuptoni ju". (Ali Imran,118).*

*Vendi ynë ka nevojë për shkrime e analiza mediatike, të cilat ndihmojnë në ndërtimin e institucioneve, hapjen e vendeve të lira të punës, orientimin e rinisë në rrugë të drejtë, luftimin e korrupsionit etj. etj.. Këto janë tema me të cilat duhet të merren mediet e jo të hapin fronte e të mbjellin urrejtje pa kurrfarë nevoje. Bashkësia Islame e Kosovës (BIK) është përgjegjëse dhe e vetmja për organizimin dhe mbarëvajtjen e jetës edukativo-fetare islame në Republikën e Kosovës. Në asnjë vend të botës nuk ofendohen institucionet fetare ashtu siç veprojnë disa njerëz me karakter të dobët e përgatitje jo të denjë profesionale, të cilët sinqerisht po rrezikojnë qenien e kombit tonë.*

*Mr. Rexhep Suma*



# Fitër- Bajrami festë dashurie dhe solidariteti

**Hytbja e Myftiut të Kosovës, Mr. Naim Tërnava për Fitër- Bajram**

**Bajramet në vazhdimësi në trojet tona janë festuar solemnisht, të vazhdojmë këtë traditë të shkëlqyer, të festojmë bashkë me familjar, farefis, miq e shokë, duke e përkujtuar në vazhdimësi Allahun e Madhëruar.**

**Të nderuar vëllezër e motra besimtarë!**

Sot është ditë feste e krenarie për të gjithë besimtarët anë e kënd botës,është dita e parë e Fitër - Bajramit, ditë e cila qetëson zemrat e besimtarëve pasi ata veç kanë kryer me devotshmëri një prej obligimeve kyçe në Islam agjërimin e muajit të bekuar të Ramazanit

Ky muaj i cili edhe më shumë shtoi dashurinë e respektin ndaj Zotit xh.sh. Muaj i cili edhe më shumë kaliti në zemrat tona përkushtimin dhe dashurinë ndaj Allahut xh.sh., muaj i cili forcoi edhe më shumë kodin moral të besimtarit në raport me veprat e liga të cilat vijnë si rezultat i ndërhyrjes së shejtanit të mallkuar.

Me të drejt besimtari shpreson në shpërblimin e Allahut xh.sh., edhe për këtë përkushtim një mujor. Ramazani i cili ka vlerë të jashtëzakonshme në krahasim me muajt e tjerë ngase në këtë muaj Allahu xh.sh. zbriti Kuranin, librin udhërrëfyes për njerëzimin mbar.

I Madhi Zot nuk humb mundin e askujt, Ai shpërblen me të mirat e Tij robin e vet Ditën e Gjykimit, për çka thotë:"Zoti i tyre iu përgjigj lutjes së tyre (e tha): Unë nuk ia humb mundin asnjërit prej jush, mashkull qoftë apo femër". (Ali Imran, 195).

Duhet ditur njeriu se është nën përkujdesjen e vazhdueshme të Allahut xh.sh., dhe se mundin, punën e asnjërit nga ne Allahu xh.sh. nuk do ta humb, për çdo gjë do të shpërblehemi, do të gëzojmë kënaqësinë e të Madhit Zot. Ndaj zemrat tona duhet mbushur me besim, nga të cilat reflektojnë rreze drite, në raport me njëri-tjetrin, ndihmën që duhet ofruar njëri-tjetrit, respektin e nderin. Te besimtari i drejt nuk ka vend urrejtja, zilia, dhuna, vrasja e vepra tjera të cilat nuk përkojnë me karakterin njeri. Kjo krijesë kaq e përsosur qoftë mashkull apo femër, duhet që shpirtin e vet ta pajis me vlera burimore që dalin nga urdhri Hyjnor, vlera të cilat ngërthejnë në vete natyrshmërinë dhe personalitetin e njeriut.

Çdo njëri prej nesh duhet të mendoj në vazhdimësi se kjo jetë e kësaj bote është kalimtare, se çdo njëri prej nesh do të ketë shtëpinë e përkohshme edhe në varrë, se nga ajo shtëpi do të rizgjohemi me urdhrin e Allahut, me vete do të bartim përgjegjësinë kur të dalim para Zotit, dhe para njerëzve në dhënien e llogarisë.

Askush nuk mund t'i ikë kësaj përgjegjësie pavarësisht se çfarë pozite, pasurie, ngjyre apo gjuhe që i takon. Allahu xh.sh., thotë: "Kush bën vepër të mirë, qoftë mashkull ose femër, e duke qenë besimtar, Ne do t'i japim atij një jetë të mirë (në këtë botë), e (në botën tjetër) do t'u japim shpërblimin më të mirë për veprat e tyre".(En-Nahl, 97).

Këtë ditë, padrejtësitë e shumta të kësaj bote do të marrin fund, nuk do të ketë më Mbretër e Sulltan, por çdo njëri do të pres llogarinë për punën e vetë. Duhet të kemi shumë kujdes për punët dhe përgjegjësitë e shumta të cilat i kemi gjatë jetës në këtë botë, qofshin ato në aspektin fetarë, por edhe në fushat e tjera. Udhëheqësit fetar, por edhe ata shtetërorë duke filluar nga ai i cili bartë përgjegjësinë më të madhe deri te ai me përgjegjësinë më të vogël, duhet ditur se nëse mund t'i shpëtoj ndonjë përgjegjësie në këtë botë për keq bërje, atëherë botën tjetër do të jap llogari.

Allahu xh.sh. thotë: "Në Ditën e Gjykimit Ne do të vëmë peshoja të drejta, e askujt nuk i bëhet e



padrejtë asgjë, edhe nëse është (vepra) sa pesha e një kokrre të melit Ne do ta sjellim atë. E mjafton që Ne jemi llogaritës. (El Enbija, 47)

**Të nderuar vëllezër e motra!**

Agjërimi, ibadetet edhe gjatë këtij muaji patën vetëm këtë qëllim,si të fitojmë më shumë begati nga i Madhi Zot,si t'iu përkushtohemi edhe më shumë urdhrave që dalin nga Kurani dhe obligimeve e përgjegjësisë. Si ta fitojmë kënaqësinë e Allahut xh.sh. si të jemi nesër me të dashurit e Allahut xh.sh., me Pejgamberë e dëshmorë.

Nisur nga këto parime shumë net i kaluam pa gjumë, i përballuam me nder e fisnikëri edhe temperaturat e larta, përballuam etjen dhe urinë, duke i zëvendësuar me ushqim shpirtërorë të cilin si asnjë muaj tjetër na solli muaji i Ramazanit. Iftari dhe Syfyri dy momente shumë të rëndësishme domethënëse, ku qartë vihej në provë besimi dhe përkushtimi e devotshmëria ndaj Allahut xh.sh., edhe më i shtuan vlerat këtij agjërimi.

Kryeqendra jonë, por edhe qytetet tjera duke përfshirë edhe të gjithë fshatrat në Kosovë sikur gjatë tërë kohës dëshmonin: Po mysafirin tonë të bekuar, e kemi pritur krah hapur e me zemërgjerësi të madhe, jemi tejet të lumtur që Allahu na bëri të mundur që edhe një herë ta presim këtë mysafir.

Qytetet dhe fshatrat ndryshuan rutinën e jetës, natën ndihej një gjallëri edhe më e madhe duke qenë prezent nëpër xhami e vende ku adhurohej Allahu xh.sh. Shumë të rinj e të reja takoheshin pas namazit të teravive e namazit të natës,për të biseduar e falënderuar Allahun xh.sh. për këto mirësi.

**Të nderuar besimtarë!**

Ramazani shkoi, zemrat dhe shpirtin tonë e mbushëm edhe njëherë me besim e fuqi, për të vazhduar jetën më tutje. Na iku ky mysafir i bekuar, kaloi edhe Nata e Kadrit, edhe Xhibrili sërish u kthye ne qiej, ngase toka ishte e nderuar me prezencën e tij Natën e Kadrit, dhe shumë engjëjve të tjerë. Të cilët Allahut xh.sh. i përcollën kënaqësitë e marra nga ymeti i Muhamedit a.s..

Ramazani na mësoi se Islami është fe e cila urdhëron në bamirësi, dashuri, respekt, nder, tolerancë e zemërbutësi, duke e ditur se këto porosi janë edhe element thelbësor i një të ardhme sa më të mirë. Duke e ditur se Islami vendos drejtpeshimin mes materiales dhe shpirtërores, mes trupit dhe shpirtit, duke kalitur shpirtin njerëzor, duke u përpjekur të depërtoi në thellësinë e tij për t'i mbjell mësimet e veta të cilat do të mbrojnë atë nga vështirësitë e kësaj bote.

Ramazani na mësoi që të jemi edhe më të lidhur mes vete, të mos përçahemi, forcimin e radhëve, dhe mënjanimin e kundërthënieve e divergjencave. Allahu xh.sh. thotë:

"Dhe respektojeni Allahun e të dërguarin e Tij, e mos u përçani mes vete, e të dobësoheni e ta humbni fuqinë (luftarake). Të jeni të durueshëm se All-llahu është me të durueshmit".( El Enfal, 46).

Le të jetë pra festa e Bajramit të Ramazanit, rast që t'i zgjasim duart tona për t'i fshirë lotët e fëmijëve që kanë humb shpresën, të atyre që kanë humbur më të dashurit e tyre, t'ua zgjasim dorën e ndihmës, dhe të solidaritetit, aq sa kemi mundësi, të gjitha atyre familjeve që kanë nevojë.

Të ndihmojmë e gëzojmë zemrat e tyre, të begatojmë sofrat me begatit e Allahut, të forcojmë vlerat dhe virtytet e muajit të agjërimit në jetën tonë të përditshme që të jemi të lumtur dhe t'i bëjmë tjerët të lumtur me sjelljet dhe veprat tona. Mos hezitoni se sa të jeni ju në ndihmën e vëllait tuaj, Allahu do të jetë në ndihmën tuaj, Allahu do t'iu falë shumë të mira nga begatit e Tij të pakufishme

**Vëllezër të dashur!**

Bajramet në vazhdimësi në trojet tona janë festuar solemnisht, të vazhdojmë këtë traditë të shkëlqyer, të festojmë bashkë me familjar, farefis, miq e shokë, duke e përkujtuar në vazhdimësi Allahun e Madhëruar.

Me këtë rast më lejoni të urojë të gjithë vëllezërit dhe motrat, besimtarë e besimtare, me dëshirën për shëndetin dhe mirëqenien e tyre.

Gjithashtu përshëndes dhe urojë për festën e madhe të Fitër - Bajramit edhe vëllezërit tanë kudo që gjenden në trojet tona etnike shqiptare, si dhe bashkatdhetarët tanë kudo në botë me dëshirën dhe shpresën se tek ne dhe kudo në botë do të mbretërojnë paqja dhe lumturia.

Me fat festa e Fitër - Bajramit!

# Në Kosovë gjithkund u kremtua festa e Fitër- Bajramit

Në të gjitha xhamitë e Kosovës, në orët e para të mëngjesit, besimtarët mysliman pas një muaj agjërim kremtuan, festën e Fitër-Bajramit. Si tradicionalisht Manifestimi qendror për Kosovë u mbajt në Xhaminë "Sulltan Mehmet-Fatih" (Xhamia e Madhe) të Prishtinës, ku qenë të pranishëm mijëra besimtarë të prirë nga udhëheqësit më të lart të Bashkësisë Islame të Kosovës, të prirë nga myftiu i Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava. Në manifestim qe i pranishëm edhe zëvendëskryeministri i Kosovës, Behgjet Pacolli, ministri i shëndetësisë, Ferid Agani, ambasadori ynë në Arabinë Saudite, Dr. Rexhep Boja si dhe shumë personalitete të tjerë..

Manifestimi filloi me faljen e namazit të sabahut të cilit i priu hfz. Hajredin Hoxha. Ndërsa ligjëratën tematike kushtuar kësaj feste e mbajti, Mr. Ajni Sinani i cili veç tjerash tha: "Islami garanton lirinë e besimit, jo vetëm se të besuarit nën presion është pa kurrfarë rezultatesh dhe dobish, por edhe për shkak se të besuarit me detyrim i kundërvihet natyrës së vetë njeriut. All-llahu i Madhëruar i thotë të dërguarit të Tij, Muhamedit a.s.: "Sikur të kishte dashur Zoti yt, që të gjithë ata që janë në tokë do të besonin. A ti do t'i detyrosh njerëzit që të bëhen besimtarë?" (Junus, 99.)

Ndërsa në fund Ajni ef. në formë mesazhi e porosi për besimtarët tha:"Të nderuar besimtar drejtimin që e morëm në Ramazan, përvojën shpirtërore që e përjetuam dhe solidaritetin që treguam duhet t'i vazhdojmë më tej.

Prandaj, duke i dhënë lamtumirën Ramazanit, është shumë gabim që t'ju japim lamtumirën edhe xhamisë, adhurimit, mirësisë, pendimit dhe portës së All-llahut. Me bereqetin, vrullin dhe frymëzimin që morëm nga ky muaj i bekuar, të vazhdojmë edhe në muajt e tjerë të vitit. Kjo përvojë shpirtërore duhet të rrezatoj dhe të reflektoj edhe pas ramazanit.

Disa njerëz gjejnë rastin t'i afrohen All-llahut gjatë Ramazanit. Mirëpo, kur mbaron Ramazani, tek ata mbaron edhe lidhja që ishte mes tyre dhe krijuesit të tyre. Ramazani tashmë përfundoj. Në qoftë se kanë përfunduar lidhjet tona me







Ramazanin, të mos lejojmë të përfundojnë lidhjet tona me All-llahun e Gjithëfuqishëm. Të mos lejojmë t'i ndërpresim lidhjet tona me xhaminë, me namazin, leximin dhe meditimin, lidhjet me Kur'anin.

Agjërimi dhe Ramazani nuk janë qëllim në vetvete. Nuk e agjërojmë, as nuk e respektojmë Ramazanin për shkak të vetë ramazanit, por për shkak të zbatimit të urdhërit të All-llahut në të. Kush e ka adhuruar Ramazanin, Ramazani shkoi e perfundoi, kush e adhuron All-llahun, Ai është i gjallë, i përjetshëm dhe nuk vdes kurrë".

Edhe faljes së namazit të Fitër-Bajramit i priu hfz. Hajredin Hoxha, ndërkaq hytben e mbajti Myftiu i Kosovës, mr. Naim Tërnava., i cili në fillim të mesazhit të tij tha: "Sot është ditë feste e krenarie për të gjithë besimtarët anë e kënd botës, është dita e parë e Fitër - Bajramit, ditë e cila qetëson zemrat e besimtarëve pasi ata veç kanë kryer me devotshmëri një prej obligimeve kyçe në Islam agjërimin e muajit të bekuar të Ramazanit

Ky muaj i cili edhe më shumë shtoi dashurinë e respektin ndaj Zotit xh.sh. Muaj i cili edhe më shumë kaliti në zemrat tona përkushtimin dhe dashurinë ndaj Allahut xh.sh., muaj i cili forcoi edhe më shumë kodin moral të besimtarit në raport me veprat e liga të cilat vijnë si rezultat i ndërhyrjes së shejtanit të mallkuar".

Më tutje Myftiu ka folur edhe për rëndësinë që kanë lutjet, ibatet e adhurimet në Ramazan përse tha: "Agjërimi, ibadetet edhe gjatë këtij muaji patën vetëm këtë qëllim,si të fitojmë më shumë begati nga i Madhi Zot,si t'iu përkushtohemi edhe më shumë urdhrave që dalin nga Kurani dhe obligimeve e përgjegjësisë. Si ta fitojmë kënaqësinë e Allahut xh.sh. si të jemi nesër me të dashurit e Allahut xh.sh., me Pejgamberë e dëshmorë.

Nisur nga këto parime shumë net i kaluam pa gjumë, i përballuam me nder e fisnikëri edhe temperaturat e larta, përballuam etjen dhe urinë, duke i zëvendësuar me ushqim shpirtërorë të cilin si asnjë muaj tjetër na solli muaji i Ramazanit. Iftari dhe Syfyri dy momente shumë të rëndësishme domethënëse, ku qartë vihej në provë besimi dhe përkushtimi e devotshmëria ndaj Allahut xh.sh., edhe më i shtuan vlerat këtij agjërimi.

Kryeqendra jonë, por edhe qytetet tjera duke përfshirë edhe të gjithë fshatrat në Kosovë sikur gjatë tërë kohës dëshmonin: Po mysafirin tonë të bekuar, e kemi pritur krah hapur e me zemërgjerësi të madhe, jemi tejet të lumtur që Allahu na bëri të mundur që edhe një herë ta presim këtë mysafir".

Ndërsa për traditën e festimit të Bajramit Myftiu tha: "Bajramet në vazhdimësi në trojet tona janë festuar solemnisht, të vazhdojmë këtë traditë të shkëlqyer, të festojmë bashkë me familjar, farefis, miq e shokë, duke e përkujtuar në vazhdimësi Allahun e Madhëruar". (R. Shkodra)

# Komentimi i kaptinës "El-Kehf"

**Sabri Bajgora**

**Kaptina "El Kehf" është kaptinë mekase në tërësi. Transmetojnë Nehasi dhe Ibn Merduvije nga Ibn Zubejri, e ky nga Ibn Abasi r.a., të ketë thënë se kaptina "El Kehf" ka zbritur në Mekë.[1] Kaptina "El Kehf" ka gjithsej 111 ajete, 1577 fjalë e 6460 shkronja.[2] Në radhitjen e Mus'hafit mban numrin 18, kurse në radhitjen e zbritjes është e 68-ta. Ka zbritur pas sures "El Gashije" dhe para sures "Esh-Shura".[3]**

### Emërtimi i kësaj kaptine

Kjo kaptinë është emërtuar me emrin "El Kehf"-"Shpella", për shkak të ngjarjes së çuditshme të djemve që u strehuan në një shpellë, për të shpëtuar besimin e tyre, nga mizoria e një sundimtari tiran. Me këtë emër e ka quajtur edhe vetë i Dërguari i Allahut në disa hadithe të tij, të cilat do t'i përmendim tek vlera e kësaj sureje.

### Vlera e kësaj kaptine

- Transmetohet nga Ebu Derdaja të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Ai që i mëson përmendsh 10 ajetet e para të sures "El-Kehf", do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhalit"..[4]

- Transmeton Ahmedi në Musnedin e tij që i Dërguari i Allahut të ketë thënë: "Ai që i lexon 10 ajetet e fundit të sures "El-Kehf", do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhalit"[5]

- Ndërsa në Sahihun e Ibn Hibbanit gjendet ky hadith nga Resulullahu s.a.v.s., i cili ka thënë: "Ai që i lexon 10 ajete të sures "El-Kehf", do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhalit"[6]

- Në Sunenin e Tirmidhiut gjendet hadithi nga i Dërguari a.s. me këtë përmbajtje: "Ai që i lexon 3 ajetet e para të sures "El-Kehf" do të jetë i mbrojtur prej fitnes së Dexhalit"[7]

- Transmetohet nga Muadh in Xhebeli r.a. të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Ai që e lexon fillimin dhe fundin e sures "El-Kehf", kjo (leximi i këtyre ajeteve) do t'i bëhet dritë nga këmbët deri tek koka, ndërsa ai që e lexon të tërën (suren "El-Kehf"), kjo do të jetë dritë për të në hapësirën mes qiellit dhe Tokës".[8]

- Transmetohet nga Ebu Seid el Hudrijj të ketë thënë: "Ka thënë i Dërguari i Allahut s.a.v.s.: "Ai që e lexon suren "El-Kehf" në natën e xhumasë, atij do t'i bëhet dritë (ndriçohet) në hapësirën mes tij dhe Shtëpisë së shenjtë (Qabesë)".[9]

- Nga i Dërguari a.s. Hakimi transmeton këtë hadith "merfuan": "Ai që e lexon suren "El-Kehf" në ditën e xhuma, do të jetë dritë për të prej xhumasë në xhumanë tjetër".[10]

- Transmetohet nga Berra'ë in Azib r.a. të ketë thënë: "Një njeri gjatë namazit në shtëpinë e tij kishte lexuar suren "El-Kehf", ndërkohë që një kafshë shtëpiake, kishte filluar të trembej. Ky, kur kishte dhënë selam, kishte parë një mjegull apo re teksa e kishte mbuluar atë. Këtë ia kishte përmendur të Dërguarit të Allahut, ndërsa Resulullahu s.a.v.s. i kishte thënë: "Lexo, o filan, sepse kjo është prehja-qetësia që ka zbritur për shkak të Kur'anit (që ke lexuar)".[11]

- Abdurrahman in Jezid in Kajs ka thënë: E kam dëgjuar Abdullah Ibn Mes'udin duke thënë për suret: (Beni Israil (El-Isra'ë), El-Kehf, Merjem, Taha dhe El-Enbija'ë) se ato janë prej të parave që kanë zbritur nga Kur'ani dhe janë prej më të hershmeve që kam lexuar".[12]

### Shkaku i zbritjes së kësaj kaptine

Transmeton Ibn Xheriri nga Ibn Is'haku, nëpërmjet një vargu transmetues që arrin deri tek Ikrimja, e ky nga Ibn Abbasi të ketë thënë: "Kurejshët dërguan Nadr ibnul Harithin dhe Ukbe bin Muajtin tek priftërinjtë (rabinët) e çifutëve në Medinë, që u thanë: Pyetini ata për Muhamedin, dhe përshkruajuani atë dhe njoftojini për disa prej fjalëve të tij, sepse ata janë

poseduesit e librit të parë dhe kanë më shumë dijeni (njohuri) për të dërguarit (pejgamberët)".

Ata (kurejshët) erdhën në Medinë dhe i pyetën priftërinjtë çifutë rreth të Dërguarit të Allahut. Ua sqaruan çështjen e tij dhe ua bënë të qartë disa nga fjalët që ai po i thoshte. Pasi i dëgjuan fjalët e tyre, rabinët çifutë u thanë kurejshëve: Pyeteni atë rreth tri çështjeve: nëse do t'ju lajmërojë për to, vërtet është i dërguar i Allahut, e nëse nuk e bën këtë, atëherë dijeni se është shpifës. Pyeteni për djemtë e rinj që ikën në një kohë të hershme, se si ishte çështja e tyre, sepse për ta ka fjalë të çuditshme. Pyeteni edhe për një burrë që i ra tokës rreth e rrotull, nga lindja deri në perëndim, se si ishte çështja e tij, dhe pyeteni edhe për Shpirtin.

Nadri dhe Ukbeja u kthyen në Mekë dhe u thanë kurejshëve: "O kurejshë! Ne kemi ardhur tek ju me një çështje që do t'ju ndajë përfundimisht mes jush dhe Muhamedit".

Ata erdhën tek Pejgamberi a.s. dhe i thanë: "O Muhamed, na njofto për djemtë që qenë larguar në kohën e hershme, për të cilët ka një tregim të çuditshëm. Po ashtu na trego edhe për një burrë që i ra tokës rreth e rrotull nga lindja deri në perëndim, e na trego edhe se ç'është Shpirti".

I Dërguari a.s. u tha atyre se për këtë gjë do t'i njoftonte të nesërmen dhe nuk përmendi fjalën: "Inshallah"-"Nëse do Allahu". Ata u larguan prej tij, ndërkohë që i Dërguari i Allahut qëndroi pesëmbëdhjetë net e Allahu nuk po i zbriste shpalljen për këtë, dhe as Xhibrili nuk po i vinte, derisa mekasit filluan të flisnin haptazi: "Na tha Muhamedi se nesër do të na njoftonte e kaluan pesëmbëdhjetë net e ai nuk po na lajmëron për atë që e pyetëm". Kjo gjë e mërziti shumë të Dërguarin e Allahut, sepse i vinte rëndë të dëgjonte atë që po thoshin mekasit. Pastaj erdhi Xhibrili i dërguar nga Allahu me suren e banorëve të Kehfit, në të cilën ishte një ajet qortues për të, që të mos e vinte veten në siklet për fjalët e tyre (kurejshëve). Ai u lajmërua me këtë sure për çështjen e djelmoshave, dhe rreth burrit që i kishte rënë tokës rreth e përqark.[13]

**Lidhshmëria e kësaj kaptine me atë paraprake "El-Isra'ë"**

Lidhshmëria në mes sures "El-Kehf" dhe asaj paraprake, është mjaft e fuqishme dhe shumëdimensionale.

- Surja "El-Isra'ë" fillon me tesbih-madhërim: "Pa të meta është Lartmadhëria e Atij që robin e Vet e kaloi në një pjesë të natës prej Mesxhidi Haramit (prej Qabesë) gjer në Mesxhidi Aksa (Bejti Mukaddes)".

E surja "El-Kehf" fillon me falënderimin e Allahut: "Falënderimi i takon vetëm Allahut që ia shpalli robit të Vet Librin dhe në të nuk lejoi ndonjë kundërthënie".

Shprehjet "tesbih" dhe "tahmid" kanë ardhur së bashku në Kur'an edhe në shumë ajete të tjera,



ndërkohë që "tesbihu" i ka paraprirë "tahmidit", ashtu siç ka ardhur në suren "El-Hixhr", ajeti 98: "Po ti madhëroje me falënderime Zotin tënd e bëhu prej atyre që luten (përulen duke u falur)", - pastaj në atë "En-Nasr", ajeti 3: "Ti, pra, lartësoje Zotin tënd duke falënderuar dhe kërko falje nga Ai",- si dhe në hadithin e Pejgamberit a.s., i cili transmetohet nga Ebu Hurejra: "Dy fjalë janë të lehta në shqiptim, por të rënda në peshore (Mizan), e të dashura tek Mëshiruesi (Allahu), Subhanallahi ve bihamdihi, Subhanallahil adhim"[14].

- Meqë lidhshmëria kuptimore në mes sureve kuranore është një mrekulli në vete, shohim se surja "El-Isra'ë" ka përfunduar pikërisht me "tahmid-falënderim": "Dhe thuaj: "Falënderuar qoftë Allahu...", ashtu siç fillon edhe surja "El-Kehf": "Falënderimi i takon vetëm Allahut..."

- Kur hebrenjtë i këshilluan idhujtarët mekas ta pyesnin Muhamedin a.s. për tri gjëra: Rreth Shpirtit, rreth ngjarjes së banorëve të shpellës dhe për Dhulkarnejnin, i Lartmadhërishmi, nga pjesa e fundit e sures "El-Isra'ë", ajeti 85, që njihet edhe me emërtimin "Beni-Israil", i është përgjigjur pyetjes së parë rreth Shpirtit: "Të pyesin ty për shpirtin; Thuaj: "Shpirti është çështje që I përket vetëm Zotit tim, e juve ju është dhënë fort pak dije", ndërkohë që në suren "El-Kehf" u është përgjigjur dy pyetjeve



të tjera: Rreth banorëve (djelmoshave) që u strehuan në shpellë, shih ajetet (9-26); dhe rreth Dhulkarnejnit, shih ajetet:(83-99).

- Kur I Lartmadhërishmi në suren "El-Isra'ë", ajeti 85, thotë: "... e juve ju është dhënë fort pak dije (dituri)", ky ajet përputhet plotësisht me ngjarjen e Musait a.s. dhe të robit të devotshëm-Hidrit, argumenti se dija është dhunti nga Zoti xh.sh., të cilën ia jep kujt të dojë prej robërve të Tij.

- Është cekur edhe në një hadih të Pejgamberit a.s. se, kur pati zbritur ajeti 85 i sures "El-Isra'ë": "... e juve ju është dhënë fort pak dije (dituri)", hebrenjtë kishin thënë: "Neve na është dhënë Tevrati, në të cilin gjendet dituria për çdo gjë", Allahu në suren "El-Kehf" ka zbritur ajetin 109: "Thuaj: "Sikur të ishte deti ngjyrë për t'i shkruar fjalët e Zotit tim, deti (uji i tij) do të shterej para se të përfundonin fjalët e Zotit tim, e edhe sikur të sillnim shtesë edhe një si ai (deti)".[15]

**Përmbajtje e shkurtër e kësaj kaptine**

- Surja "El-Kehf" fillon me sqarimin se Kur'ani është libri me vlerë në të cilin nuk ka mospajtime e kundërthënie, as nga ana e shprehjes dhe as nga aspekti i kuptimit. Ky Kur'an ka ardhur përgëzim dhe tërheqje e vërejtjes për të shkujdesurit.

Në vazhdim të sures flitet se çdo gjë e bukur mbi këtë tokë, çdo çudi e mrekulli - është argument i pakontestueshëm për fuqinë absolute të Allahut xh.sh. (Shih ajetet: 1-8).

- Surja "El-Kehf" shtjellon katër rrëfime që konsiderohen ndër më të bukurat dhe më të mahnitshmet në Kur'an. Këto rrëfime në fakt janë sprova me të cilat Allahu i sprovon robërit e Vet në këtë dynja. Së pari kemi sprovën në fe, rreth së cilës flasin ajetet mbi djemtë që u strehuan në shpellë, për të shpëtuar dinjitetin e tyre fetar; pastaj vjen sprova në pasuri, që pasqyrohet me ngjarjen e pronarëve të dy kopshteve, dhe sprova në dituri, që reflektohet nëpërmjet rrëfimit të Musait a.s. me Hidrin dhe, krejt në fund, sprova e pushtetit që na vjen në rrëfimin mbi Dhulkarnejnin.

- Rrëfimi mbresëlënës rreth djelmoshave të shpellës, është shembulli më i përkryer i sakrificës dhe i vetëflijimit për hir të besimit dhe arritjes së kënaqësisë së Allahut xh.sh.. Këta djelmosha besimtarë, kishin ikur nga zullumi i një mbreti tiran, duke kërkuar përkohësisht strehim në një shpellë. Allahu xh.sh. i kishte vënë në gjumë shekullor për 300 vjet lunarë, e pastaj i kishte "zgjuar-ringjallur", që të ishin argument për njerëzit rreth ringjalljes. (Shih ajetet: 9-26).

- Pas këtij rrëfimi, i Madhërishmi e urdhëroi të dërguarin e Tij që t'u përmbahej urdhëresave hyjnore që gjenden në Librin e shenjtë-Kur'anin, që të ishte modest dhe të shoqërohej me të varfrit prej besimtarëve në ndenjjet e tyre, dhe në asnjë mënyrë të mos i linte ata për të ngarendur në ndenjjet e të pasurve, për t'i thirrur ata në fe-besim. (Shih ajetet: 27-28).

- Pas kësaj, Allahu xh.sh. i kërcënoi jobesimtarët me azabin e tmerrshëm në Ahiret, meqë tashmë ishte shfaqur e vërteta. (Shih: ajetin 29), ndërkohë që ajetet (30-31) flasin për Xhenetin dhe shpërblimet që i Gjithëmëshirshmi i ka përgatitur për besimtarët në Ahiret.

- Ajetet në vazhdim (32-44) flasin për ngjarjen e pronarëve të dy kopshteve, duke bërë një krahasim në mes të pasurit arrogant e mburravec për pasurinë e tij, dhe të varfrit që krenohet e mburret për besimin-Imanin e tij.

- Ajetet (45-46) ua tërheqin vërejtjen njerëzve se kjo botë është kalimtare dhe se një ditë ajo do të zhduket e shkatërrohet, për të cekur më pastaj disa prej pamjeve trishtuese të Ditës së Kiametit, ditë në të cilën kodrat do të shkapërderdhen, ndërsa njerëzit do të ringjallen për një moment, duke pritur fletushkat e veprave të tyre, se nga ç'anë do t'u vijnë.(Shih ajetet: 47-49).

- Pastaj flitet për refuzimin e Iblisit që t'i bënte sexhde Ademit a.s., ngjarje e cila pasqyron mendjemadhësinë dhe mburrjen e shejtanit, që mund t'i shpjerë njerëzit në humbje, nëse ndjekin cytjet dhe intrigat e të mallkuarit. Ndërkohë, ata që shpëtojnë nga kthetrat e këtyre intrigave djallëzore, do të arrijnë kënaqësinë e Allahut xh.sh.. (Shih ajetet: 50-53).

- Ajetet (54-59) flasin për kujdesin që i Gjithëmëshirshmi ia ka kushtuar në Kur'an



sjelljes së shembujve për njerëzit, që ata të kenë kujdes, sqarimit të misionit të të Dërguarit të Tij dhe tërheqjes së vërejtjes nëse i kthehet kurrizi udhëzimit hyjnor. Në fund të këtyre ajeteve, Allahu xh.sh. përmend dy cilësitë e Tij: Faljen dhe Mëshirën.

- Në vazhdim të sures, shtjellohet tregimi i Musait a.s. me robin e mirë e të devotshëm (i cili, sipas dijetarëve, është Hidri), i cili shërben si mësim për të gjithë dijetarët, që të jenë modestë, të thjeshtë e të çiltër gjatë rrugëtimit të tyre drejt diturisë. Ashtu siç theksuam më parë, dituria është një dhunti nga Zoti i Gjithëdijshëm, të cilën ia dhuron edhe ndonjërit prej robërve të Tij të mirë, e të cilën nuk ua ka dhuruar as Pejgamberëve. (Shih ajetet: 60-82).

- Ndërsa rrëfimi rreth Dhulkarnejnit, që është shtjelluar në ajetet (83-99), është një mësim mahnitës (mbresëlënës) për mbretërit dhe sundimtarët. Nëse ky mbretërim, të cilin Allahu ia jep ndokujt prej robërve të Tij, shoqërohet me devotshmëri, drejtësi dhe dituri, atëherë rrezatimi i këtij mbretërimi të drejtë do të shtrihet që nga lindja e deri në perëndim të Tokës. I tillë ishte mbreti a Pejgamberi Dhulkarnejni, i cili madje, me kërkesë të banorëve të një province, kishte ndërtuar një Pendë gjigante për të penguar daljen e Jexhuxhëve dhe Mexhuxhëve, të cilët do të bëjnë shkatërrime të mëdha në Tokë, pak para Kataklizmës përfundimtare.

Mund të themi se këto tri rrëfime: I banorëve të shpellës, i Musait a.s. me Hidrin dhe i Dhulkarnejnit, janë shembuj të përkryer, që burojnë nga realiteti, se e vërteta nuk mund të krahasohet as me sundim dhe as me pasuri, veçse ajo ndërlidhet fuqimisht vetëm me Iman të pastër e të dëlirë.

- Ajetet (100-106) flasin për fakin që punët e jobesimtarëve janë të dështuara dhe pa kurrfarë fryti në Ahiret, kurse ajetet (107-108) flasin për përgëzimin për besimtarët, të cilët gjatë jetës së tyre në këtë botë, punuan vepra të mira, e shpërblimi i tyre do të jetë kënaqësia e përjetshme në Ahiret.

- Surja përfundon me ajetet që konfirmojnë faktin se Dituria e Allahut është e pakufishme dhe e pambarim. (Shih ajetet: 109-110).

[1] Imam Shevkaniu, “Fet’hul Kadiir” v.3, f. 274. Mensure-Egjipt, 1994. [2] Muhamedinilemin bin Abdullah el Arumijj esh-Shafi’ijj - “Hadaiku-r-rrevhi ve-r-rrejhani fi revabi ulumi-l-Kur’ani”, v. 16, f. 277, Bejrut-Liban, 2001[3] Ibn Ashur Et-Tahriru ve-t-Tenviru v.15 f. 242 [4] Transmeton Muslimi (709)-Hadithi është i kategorisë “sahih” [5] Shih Musnedin e Ahmedit (6/446). Zinxhiri transmetues (Isnadi) është “sahih”; [6] Shih Sahihun e Ibn Hibbanit (3/65) Zinxhiri transmetues (Isnadi) është “sahih” [7] Shih Sunenin e Tirmidhiut (2886). Hadithi është i kategorisë “hasen sahih”, ndërkohë që edhe zinxhiri transmetues (Isnadi) është “sahih”. [8] Transmeton Ahmedi (3/439) ; Taberaniu në “Mu’xhemul Kebir (20/197). Sipas këtyre të dyve, hadithi është “hasen” fil fedail”. Hejthemiu në “Mexhmeu-z-zevaid” (7/52) ka thënë: “Këtë hadith e kanë transmetuar Ahmedi dhe Taberaniu, ndërkohë që në Isnadin e Ahmedit gjendet Ibn Luhej’ah, tek i cili ka dobësi, ndonëse hadithi si tërësi arrin gradën “hasen”. [9] Transmeton Daramiu në Sunenin e tij (3407). Hadithi është i kategorisë “hasen mevkuf”. [10] El-Mustedrek (2/352). Hadithi është i kategorisë “hasen”, ndërsa edhe Isnadi (vargu) zinxhiror “sahih”. [11] Transmeton Buhariu (3114) dhe Muslimi (795). [12] Transmetimi është “sahih” dhe e transmeton Buhariu (4994) [13] Imam Sujutiu “Lubabu-n-nukuli fi esbabi-n-nuzuli”, f. 168, Bejrut 2002. Në këtë libër, në fund të transmetimit, gjendet edhe fjalia se Muhamedi a.s. i njoftoi ata edhe për pyetjen rreth Shpirtit, por redaktorët e këtij libri kanë thënë se është bërë një gabim në radhitje nga transmetusit, sepse njoftimi për pyetjen rreth Shpirtit ka ardhur në suren “El-Isra’ë” e jo në suren “El-Kehf”. (Shënim yni S.B). [14] Buhariu dhe Muslim [15] Në lidhje me lidhmëritë në mes dy sureve “El-Isra’ë” dhe “El-Kehf”, shih më gjerësisht: “Tenasuku-d- Durrer fi tanasubi-s-Suver” nga Imam Sujutiu

# Hadithi i Xhibrilit (3)

**Dr. Musa Vila**

**Islami, Imani, Ihsani dhe shenjat e kiametit**
**Me shenjat e kijametit nënkuptojmë për shenjat paraprake që tregojnë për afërsinë e tij, e jo për caktimin e momentit të tij.**

Dijetarët këto shenja i kanë ndarë në tri lloje:
1. Shenjat e vogla, që janë më larg nga koha e ndodhjes së Kiametit. Nga këto shenja është edhe dërgimi i Profetit të fundit a.s., pastaj Çarja e Hënës në dysh etj..
2. Shenjat e mesme. Këto shenja janë më afër Kiametit se shenjat e vogla. Këtu bëjnë pjesë edhe dy shenjat e cekura në hadithin e Xhibrilit:

**1. Kur robëresha të lind padronin**

Dijetarët islamë kanë dhënë kontributin e tyre se çfarë ka për qëllim kjo thënie profetike. Secili ka përfunduar në bazë të ngjarjeve dhe rrethanave që janë zhvilluar në shekullin kur kishte jetuar. Qëndrimet e tyre, po që shprehen në formë metaforike dhe alegorike, janë si vijon:

a) Çlirimet e shumta të myslimanëve, që do të reflektojnë me robëresha të shumta. Kjo, sepse, kur robëresha martohet me zotërinë e saj dhe lind, fëmija i saj ka statusin e personit të lirë. Nëna e tyre mbetet robëreshë, e fëmijët e saj janë zotërinj.

b) Shitja e robëreshave. Legjislacioni islam për lirimin e robit dhe garancinë e të drejtave të tij, zotërisë ia ka ndaluar shitjen e robëreshës me të cilën ka fëmijë ose ka vënë kurorë, për shkak të edukimit të fëmijëve në prehrin e nënës. E pasi të vdesë zotëria, robëresha fiton lirinë menjëherë dhe përvetëson pasurinë e zotërisë a të pronarit të saj. Dhe nuk nodh që pasuria të bartet tek i biri apo e bija.

c) Shekulli i mbretërve ishte një shekull që quhej kështu, sepse disa prej mbretërve më parë kishin qenë robër e pastaj qenë bërë mbretër të vërtetë. Pra, nëna ishte robëreshë, - e djali a nipi mbret. Kështu nëna ishte e sunduar për shkak se i biri ishte mbret – udhëheqës i shtetit islam. Kjo nuk është për t'u habitur sepse edhe Presidenti i tanishëm amerikan (Barak Obama) rrënjët i ka nga robërit e Afrikës (Kenisë), që ishin marrë si skllevër për të punuar në bujqësinë dhe fermat e Amerikës. Para tridhjetë vjetësh një gjë e tillë në Amerikë ishte absurde të imagjinohej: një person, që rrënjët i ka nga skllavëria, të udhëhiqte superfuqinë botërore!

d) Mosrespektimi i prindërve. Shumë prej djemve e vajzave nuk do t'i respektojnë të drejtat e prindërve. Do t'i trajtojnë me përbuzje dhe ofendime si të ishte nëna robëreshë a shërbëtore si të ishte babai rob a shërbëtor.

Ibn Haxheri thotë: "Kiameti afrohet kur do të përmbysen vlerat, çështjet do të shkojnë në drejtim të kundërt, kur njeriu i edukuar trajtohet i paedukuar e dijetari trajtohet nxënës; njeriu me autoritet trajtohet si i pavlerë.[1] I pamoralshmi trajtohet me autoritet dhe i moralshëm e hajduti trajtohet person i zgjuar dhe i zoti; ryshfetmarrësi trajtohet person i privilegjuar në shoqëri etj.. Të gjitha këto mendime janë të përshtatshme dhe të vërteta. Për këtë arsye nuk mund t'i japim përparësi ndonjërit ndaj të tjerëve, për shkak se nuk ka kontradiktë në mes tyre.

**2. Kur të shohësh këmbëzbathurit, të zhveshurit, të varfrit, të mjerët, barinjtë e deleve të hahen (krenohen) në ngritjen e ndërtesave të larta e të shumta**

Kjo thënie profetike sinjalizon njerëzit e mjerë e të varfër që më herët kishin jetuar nëpër vise rurale me varfëri ekstreme. Ose ishin beduinë



të shkretëtirës së thellë, barinj delesh dhe, pas një kohe, do t'ua mësyjnë qyteteve me dhunë, do të pasurohen shpejt në kurriz të popullit, do të grumbullojnë pasuri të mëdha dhe do të investojnë në ndërtesa të larta dhe luksoze. Secili prej tyre do të krenohet karshi tjetrit për ndërtesa të larta e të shumta. Kjo shenjë e mesme e Kiametit, e theksuar në hadith, nuk ka për qëllim individë të caktuar që kalojnë shpejt prej varfërisë në kapital të madh, por qëllimi është që kjo shenjë të jetë e dukshme në një shoqëri, dhe kjo të vërehet e të marrë përmasa të gjera. Në çdo shekull gjendet ndonjë person që ka qenë i varfër dhe është bërë shumë i pasur, por shenjë është, kur ndërtimi i godinave të larta e të shumta prej personave të tillë, të zgjerohet dhe të marrë përmasa të gjera. Kjo shenjë mund të trajtohet për shtetet e Gjirit Arabik (Kuvajt, Saudi, Katar, Bahrejn, Emirate, Oman), sepse popullata e tyre, për një kohë të shkurtër, nga varfëria ekstreme, kanë arritur pasurime të mëdha ekstreme. Sot ndërtesa me e lartë gjendet në Dubai (803 metra), që ka thyer rekordin botëror për lertësinë dhe luksin. Këtu shohim një shpenzim të kotë të pasurive, sa kohë që në anën tjetër të globit ka shumë vëllezër të tyre - në Somali, Sudan e Çad, të cilët vdesin nga uria. Kjo shenjë tregon edhe për dekadencën dhe prapambetjen e Botës Islame. Në një thënie tjetër, Resulullahu a.s., kur ishte pyetur për Orën – Çastin e fundit të kësaj bote, kishte thënë: "Kur drejtimin e çështjeve ta marrin ata që nuk janë kompetentë, priteni Kiametin".[2] Pra, ata që deri dje ishin të varfër, këmbëzbathur, të zhveshur, injorantë, të egër, ndërsa sot dominojnë në thesaret dhe pasuritë e njerëzve, bëjnë gara të pamoralshme në ngritjen e godinave të larta e të shumta, ata njëkohësisht përmbysin rendin shoqëror dhe fetar në atë vend. Ata do t'i përvetësojnë të drejtat e të tjerëve, dhe në njëfarë forme do t'i skllavërojnë. Resulullahu a.s. tha: "Nuk do të ndodhë Kiameti derisa çdo fis të mos e udhëheqë hipokriti i fisit".[3] Nëse populli gjendet në këtë situatë, do të përmbysen vlerat e popullit, gënjeshtarit i besohet, të sinqertit nuk i besohet, besniku akuzohet, i akuzuari konsiderohet besnik, injoranti flet e dijetari hesht. Resulullahu a.s. tha: "Prej shenjave të Kiametit (Orës) është zhdukja e dijes dhe dalja e injorancës".[4] "Prej (shenjave) të afrimit të Kiametit është lartësimi i keqbërësve dhe mposhtja e fisnikëve".[5]

**3. Shenjat e mëdha: Këto janë shenjat më të afërta me Katastrofën apo Kiametin.**

Tregon Hudhejfe ibn Esidin El Gafarij, se vërtet Resulullahu a.s. ka thënë:"Ai (Kiameti) nuk do të ndodhë para se t'i shihni dhjetë shenja. Ai i theksoi: Tymi (ed-duhan), dexhalli, shtaza (dabetul erdi), lindja e diellit nga perëndimi, zbritja e Isait a.s., dalja e je'xhuxhëve e me'xhuxhëve, tri shafitjet (e Tokës): një në lindje, një në perëndim dhe një në Gadishullin Arabik, ndërsa e fundit prej tyre, zjarri që del nga Jemeni, i cili i dëbon njerëzit në vendtubimin e tyre".[6] Në opinion është kuptuar dhe përhapur se shenjat e Kiametit janë vetëm trishtim dhe sjellin vetëm të këqija. Kjo nuk qëndron, sepse prej shenjave të Kiametit është edhe paraqitja e Mehdiut, që do ta udhëheqë Botën Islame drejt bashkimit, përparimit dhe zhvillimit; zbritja e Isait a.s. që do ta mbushë Tokën me drejtësi të qartë; fitorja e myslimanëve ndaj çifutëve dhe pastrimi i Palestinës prej tyre. Njerëzit do të kenë me bollëk pasuri dhe ushqime sa që askush nuk do të pranojë të marrë lëmoshë, vitra e zekat.

[1] Esh-Sherhebetij, "Sherh erbein En-Nevevij", f. 81. [2] "Sahihul Buhari", v. 1, f. 103, nr. 57. [3] "Musned El-Bezzar", v. 2, f. 269. nr. 1434. [4] "Sunen Et-Tirmidhij", v. 7, f. 133, nr. 2131. [5] "El-Mustedrek ala sahihajn lil Hakim", v. 20, f. 70, nr. 8810. [6] "Sahihu Muslim", v. 14, f. 94, nr. 5162.

# Roli i "imanit" tek nxënësit dhe studentët

**Mr. Orhan Bislimaj**

**Pejgamberi a.s. ka thënë: "Vërtet, dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve; pejgamberët nuk kanë lënë trashëgim dinarë as dërhemë, ata vërtet kanë lënë trashëgim dijen, prandaj kush e merr, le ta marrë në përmasën më të madhe". (Ebu Davudi dhe Tirmidhiu).**

Roli i imanit nuk kufizohet vetëm në jetën private të individit. Jo, ai është i pandashëm për individin, kudo që të jetë ai, në shtëpi, qytet, shëtitje, gjumë, punë etj.. Imani është me individin edhe kur ai është në shkollë, universitet, institut, po edhe kur është duke lexuar dhe mësuar. Në të gjitha rastet imani në Allahun, si një tipar i fetarësisë islame të individit, jep ndikimin e vet edukativ, motivues dhe stimulativ.

**Të mësuarit dhe imani si motiv**

Është shumë e vërtetë se suksesi i nxënësit varet nga puna dhe angazhimi i tij. Po ashtu, është e vërtetë se angazhimi i tij është i lidhur me motivin për mësim, që ngërthen ndjenën e vullnetit për të mësuar. Bile, kjo është jetike për nxënësin - studentin, dhe në këtë proces shumë sisteme arsimore kanë dështuar. Pikërisht në këtë pikë mendohet se imani dhe fetarësia islame në përgjithësi, ka një ndikim të jashtëzakonshëm, sepse ndikimi i tij nuk ndërlidhet vetëm me aspiratat relative, që mund të jenë pretendim i natyrshëm jetësor i secilit nxënës - student, po ato ndërlidhen me diçka më sublime, më madhështore. Cila është ajo formë që e motivon nxënësin për të mësuar? Ekzistojnë forma të ndryshme për ta motivuar nxënësin, në varësi prej sentimentit të tij. Por, pa dyshim, forma më e mirë dhe ideale, që u shkon për shtati të gjitha karaktereve të nxënësve-studentëve, është pastrimi i zemrës së nxënësit nga të gjitha mendimet dhe idetë çorientuese, të cilat nuk e lënë të qetë dhe e motivojnë për rrugë të këqija. Shpirti dhe zemra e pastër janë garancia më e mirë e entuziazmit konstruktiv. Pejgamberi a.s., suksesin dhe dështimin e njeriut e ka ndërlidhur me zemrën, kur ka thënë:"… Në trupin e njeriut është një copë mishi, kur ajo përmirësohet, përmirësohet i tërë trupi, e kur ajo prishet, prishet i tërë trupi, ajo është zemra".[1] Në këtë aspekt, diskursi parimor i besimit islam është përmirësimi i zemrës së individit, dhe lidhja e saj me besueshmëri të sinqertë ndaj Krijuesit. Kur njeriu arrin këtë, ai ka fituar çelësin që çon drejt një individi të edukuar, respektivisht drejt një nxënësi - studenti të suksesshën. Zaten, imani në kuptimin gjuhësor është "akdun' – lidhje. Kjo lidhje, që në kuptimin imanor implikon dashurinë e pastër ndaj Allahut në radhë të parë, dhe dashurinë ndaj Pejgamberit a.s., - është motivi më i mirë për ta çmuar atë që ka çmuar Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe për ta respektuar atë që ka urdhëruar Allahu dhe i Dërguari i Tij. E, fjala e parë e Allahut drejtuar Pejgamberit a.s., nuk ishte ndonjë fjalë tjetër përveçse: "Lexo, me emrin e Zotit tënd, i Cili krijoi (çdo gjë)". (El Alak, 1). Me të vërtetë, një sublimim i veçantë për leximin dhe dijën. Në të vërtetë, ky është vetëm një ajet i shkurtër, por që flet mjaft shumë. Vetë Allahu e ka ndërlidhur të lexuarit me imanin, sepse: "Lexo me emrin e Zotit tënd", domethënë lexo duke lutur Allahun për ndihmë. Imam Rraziu thotë se, kur meleku Xhibril a.s. i tha Muhamedit a.s. "Lexo"!, ndërsa Pejgamberi a.s. iu përgjigj se nuk ishte që mund të lexonte, ai (Xhibrili a.s.) i tha përsëri: "Lexo me emrin e Zotit tënd…" duke ia bërë të ditur që të kërkonte ndihmë me emrin e Zotit, dhe ta merrte atë (emrin e Allahut) si mjet për arritjen

e mundësisë së leximit, e që për atë, në atë moment, konsiderohej diçka e vështirë.[2] Prandaj, jo rastësisht, kur dëshirojmë të fillojmë ndonjë punë, jemi të urdhëruar që ta nisim me leximin e prerogativës kuranore: "Bismilahi'r-Rrahmani'r-Rrahim" – Me emrin e Allahut, Bamirësit të Përgjithshëm, Mëshiruesit të Posaçëm. Në të vërtetë ne, me leximin e "Bismilahit…", akëcilën punë e kemi nisur në emër të Allahut dhe tek Ai e kërkojmë ndihmën për këtë punë dhe mirësitë e kësaj pune. Përveç këtij ajeti, janë me dhjetëra të tjera në Kur'anin famëlartë dhe po aq hadithe të Pejgamberit a.s., që flasin për të mësuarit, si një vlerë e veçantë, qëllim imanor dhe dëshirë e Allahut dhe e të Dërguarit të Tij. Në ajetin në vijim, Allahu thotë: "Allahu, lartëson ata që besuan prej jush, i lartëson në shkallë të lartë ata të cilëve u është dhënë dituri…". (El-Muxhadele, 11). E, në një tjetër, shikoni mirë ç'thotë Allahu: "Nun, betohem në penën dhe në atë që shkruajnë"! (El Kalem, 1). Madhëria e Allahut po betohet në lapsin dhe në rreshtat që shkruhen me të. Ne e dimë që Allahu nuk betohet në gjithçka e, kur Allahu betohet në diçka, ai betim jep mesazh të veçantë, dhe e bën të veçantë atë në se betohet, në këtë rast lapsin dhe rreshtat që shkruhen me të. Pa dyshim, kushdo që kupton drejt këtë betim të Allahut, e kupton se përkushtimi për dijen është një punë e madhe. Lapsi dhe rreshtat e shkruar, që simbolizojnë dijen dhe shkencën, janë të dashura për Allahun; ai që ndjek këtë rrugë, është në rrugën e Allahut. I Dërguari i Allahut ka thënë: "Kush niset në rrugë për të kërkuar dije, Allahu do t'ia lehtësojë atij rrugën për në Xhennet. Vërtet edhe melekët ndërpresin fluturimin e tyre (në shenjë respekti) për kërkuesin e dijes, nga kënaqësia për veprën e tij. Për dijetarin falje kërkon çdo gjë në qiej dhe në Tokë, e madje edhe peshqit në ujë. Vlera e dijetarit ndaj robit të devotshëm është sikurse është vlera e Hënës ndaj planetëve të tjerë. Vërtet, dijetarët janë trashëgimtarë të pejgamberëve; pejgamberët nuk kanë lënë trashëgim dinarë as dërhemë, ata vërtet kanë lënë trashëgim dijen, prandaj kush e merr, le ta marrë në përmasën më të madhe". (Ebu Davudi dhe Tirmidhiu).

Studenti që ka parasysh këto leksione kuranore dhe të hadítheve të Pejgamberit a.s., çështjen e të mësuarit e konsideron pjesë të pandashme të fesë së tij. Apo, thënë ndryshe, dijen dhe të mësuarit e shndërron në një institucion të kultit, që e përjeton emocionalisht. Kështu, të lexuarit nuk do ta konsiderojë diçka të padëshirueshëm, po një gjë të dashur dhe tërheqëse. Për shembull, besimtari e fal namazin jo se i ka rënë malli të lodhet apo të ngrihet për ta falur namazin e sabahut në mëngjesin e hershëm, atëherë kur të gjithë janë duke fjetur, pse dëshiron ta bëjë këtë pa ndonjë qëllim të caktuar, apo në mes të ditës të ndërpresë punën



dhe të shkojë për ta falur namazin e drekës, xhumasë, e kështu me radhë. Nuk i bën këto as për ndonjë lloj gjimnastike, siç do të thoshin ata që nuk e dinë se ç'është imani dhe Islami!? Po ashtu, as nuk shkon në haxh për të bërë një vizitë të thjeshtë turistike, siç mund të ngatërrohet nga dikush. Të gjitha këto, dhe shumë e shumë të tjera, i bën pa asnjë përtesë, dhe, përkundrazi, me një emocion të veçantë, ngase ka një motiv të jashtëzakonshëm, që i jep vullnet, energji, kreacion, impuls etj.. Ai motiv është pikërisht imani, i cili, kur të vendoset në mënyrë të mirëfilltë në zemrën e besimtarit, i mundëson individit kënaqësi për çdo punë me të cilën është Allahu i kënaqur dhe i Dërguari i Tij. Në këtë rast i mundëson kënaqësi për të mësuarit dhe dijen si një vlerë që qëndron e brumosur thellë në doktrinën e fesë islame. Studenti i



këtillë është i përqendruar në mënyrën më të lartë, dhe aftësia e tij e natyrshme është e prirur për të dhënë maksimumin. Ai nuk mëson për të arritur ndonjë privilegj, siç mund ta bëjnë këtë studentët jofetarë, apo për të arritur ndonjë përfitim material, cilësi këto që, në kuptimin e vlerës së vërtetë, konsiderohen diçka shumë relative. Jo, ai mëson, në radhë të parë, sepse të mësuarit e konsideron si një vlerë sublime, si një tipar imanor, e pastaj vijnë të tjerat.

**Devotshmëria dhe të mësuarit**

Nxënësi a studenti, i cili është besimtar i sinqertë, është edhe i devotshëm në respektimin e urdhëresave dhe ndalesave të Allahut të Madhëruar. Devotshmëria, si një tipar i besimtarëve të vërtetë, i mundëson individit që të pajiset me cilësitë që i do Allahu dhe i Dërguari i Tij, dhe njëkohësisht i mundëson të largohet nga të gjitha rrugët e këqija. Një pjesë e konsiderueshme e nxënësve dhe studentëve nuk kanë kulturë të mësimit, për arsye se janë të dhënë pas pasioneve të këqija. Kemi të bëjmë me një lidhje kauzale shkak-pasojë. Nëse nuk ka tipare të mira, do të priret pas veprimeve të këqija, sepse përgatitja e personalitetit është kësisoj, dhe e kundërta. Studenti, i cili shkon nëpër diskoteka të natës e të ditës, që konsumon pije alkoolike, që ndjek epshet e veta, që konsumon drogë, që rren, që mashtron, që vjedh etj., reflekton tipare devijante, të cilat e sulmojnë intencën e tij për përgatitje të mirëfilltë edukativo-mësimore. Ato, ndikojnë negativisht në përqendrimin e studentit, sepse ngufatin dëshirën e tij për të mësuar dhe, në vend që të mësuarit si obligim parësor i studentit të jetë në epiqendër të angazhimit dhe vetëdijes së tij, përkundrazi ai renditet në plan të dytë. Kjo është shumë me rëndësi, për sa kohë që dihet se të mësuarit kërkon përqendrim maksimal dhe distancim nga të gjitha pasionet negative, që mund të reflektojnë në imagjinatën e individit gjatë të mësuarit. Gjersa studenti përbrendëson vetitë e liga dhe rrugët e këqija, ai në asnjë mënyrë nuk mund të realizojë me sukses procesin e të mësuarit, sepse janë dy veprimtari që i kundërvihen njëra-tjetrës. Përballë kësaj, devotshmëria është një pritë në personalitetin e njeriut që u mbyll derën të gjitha vetive të liga, ndërsa energjitë psiko-intelektuale i orienton drejt prirjeve të mira, të ndershme dhe fisnike. Këto prirje, ndikojnë që ai të largohet nga rrugët e liga dhe njëkohësisht, me vetëbesim të plotë, të jepet pas atyre të mirave. Në këto rrethana, vetëdija e nxënësit - studentit është e pëqendruar për të mësuar dhe e dëlirë nga të gjitha intrigat e pasioneve që mund t'i kundërvihen punës së mësimit. Intelekti i tij është i aftë të thithë maksimalisht, duke marrë parasysh faktin se studenti i këtillë i ka kthyer vetes së tij një natyrë të natyrshme, të cilën e do Allahu i Lartësuar. Kemi shumë argumente nga Kur'ani famëlartë, se ata besimtarë të sinqertë, të cilët, nga frikërespekti për Allahun, tregojnë devotshmëri të vërtetë ndaj Tij, Allahu atyre u dhuron urtësi dhe dije. Allahu i Lartësuar thotë: "Kini frikë Allahun, se Allahu ju dhuron dituri, Allahu është i Gjithëdijshëm për çdo send". (El Bekare, 282). Imam Kurtubiu. duke shpjeguar këtë ajet, thotë: Allahu ka premtuar, se atë që I frikësohet Allahut, Allahu e mëson, domethënë, në zemrën e tij vendos një dritë (nur), nëpërmjet së cilës ai i kupton gjërat dhe e dallon të vërtetën nga e pavërteta, dhe në këtë vështrim është Fjala e Allahut[3]: "O ju që besuat, nëse keni frikë Allahun, Ai do të vërë udhëzim (në zemrat tuaja) për ju, do t'jua mbulojë të këqijat, do t'jua falë mëkatet. Allahu është dhurues i madh". (El Enfal, 29).

Përballë kësaj, Allahu në Kur'an kafirët i ka cilësuar se nuk e shohin të vërtetën, për shkak se shpirtrat dhe zemrat e tyre janë të ngurta nga hijezimi i mosbesimit (kufrit). Allahu thotë: "Ndërkaq, në zemrat e tyre vëmë një mbulesë…". (El Isra, 46); "Të tillë janë ata që Allahu ua mbylli zemrat, dëgjimin e pamjen e tyre, dhe të tillë janë ata naivët". (En-Nahl, 108).

**Falënderimi ndaj Allahut**

Studenti që ka iman dhe devotshmëri, është falënderues ndaj Allahut për dhuntinë e shëndetit, mendjes, arsyes, inteligjencës, mundësive materiale etj., beson se Allahu është Krijues dhe Pronar i vërtetë i çdo gjëje. Po ashtu beson se falënderimi ndaj Allahut për dhuntitë e ndryshme, siç janë mendja, dija, etj., është shkak për shtimin e tyre[4] dhe kurrsesi për paksimin e tyre, sipas Fjalës së Allahut: "Nëse falënderoni, do t'jua shtoj të mirat, e nëse përbuzni, s'ka dyshim, dënimi Im është i vështirë". (Ibrahim, 7). Ndërsa Pejgamberi a.s. ka thënë: "Çdo punë me vetëdije, së cilës nuk i paraprin falënderimi ndaj Allahut, është e pavlefshme". (Ebu Davudi dhe të tjerë). Besimtari që falënderon Allahun, njëkohësisht përforcon vendosmërinë e tij për lexim. Pejgamberi a.s., krahas falënderimit të Allahut për dhuntitë e tij, ka kërkuar edhe përforcim dhe vendosmëri në punë. Transmeton Shed-dad bin Evs, se Pejgamberi a.s. thoshte: "O Allahu im, kërkoj nga Ti përforcim në punë, dhe vendosmëri në të vërtetën. Kërkoj nga Ti falënderimin për dhuntitë e dhuruara. Kërkoj nga Ti bukurinë e adhurimit ndaj Teje. Kërkoj nga Ti që të më dhurosh zemër të shëndoshë dhe gjuhë të drejtë. Kërkoj nga Ti dhurimin e së mirës që Ti e di, dhe kërkoj mbrojtje në Ty për të keqen që Ti e di. Kërkoj falje për ato që Ti i di, me të vërtetë Ti je njohës i të fshehtave". (Ahmedi).Historia islame përmend që dijetarët më të mëdhenj, duke filluar nga ashabët e Pejgamberit a.s., dhe brez pas brezi, deri në këtë kohë, falënderimin ndaj Allahut e kanë pasur pjesë të leximit dhe studimit. Kështu kanë vepruar Katër Imamët e medhhebeve, të cilët, zakonisht, para se të fillonin leximin, merrnin abdest, sepse leximin dhe mësimin e cilësonin plotësisht si ibadet ndaj Allahut. Nga biografia e Ebu Hanifesë r.h., mësohet se ai shpeshherë namazin e sabahut e falte me abdestin e namazit të jacisë të ditës së djeshme. Domethënë, natën në tërësi e kalonte në lexim dhe studim. Me një rast, imam Ebu Hanife r.h. pati thënë: "Dijen e kam arritur duke falënderuar Allahun. Sa herë që kam kuptuar një çështje prej dijes dhe urtësisë, dhe për këtë kam qenë i lehtësuar (prej Allahut), kam thënë: El hamdulilahi teala – Falënderimi i takon Allahut të Madhërishëm, dhe Ai ma ka shtuar dijen". Prandaj, me punë dhe falënderim ndaj Allahut, ai dhe shumë të tjerë sivëllezër të tij, kishin arritur majat e larta të dijes dhe shkencës.

**Duaja Allahut për udhëzim**

Nxënësi dhe studenti, krahas imanit, devotshmërisë dhe falënderimit ndaj Allahut, gjatë leximit duhet t'i bëjnë dua Allahut për udhëzim dhe shtim të diturisë. Pejgamberi a.s., I bënte dua vazhdimisht Allahut për shtimin e diturisë, bile Allahu e mësoi Pejgamberin a.s. që të lutej: ".. Dhe thuaj: O Zoti im, shtoma diturinë"! (Ta ha, 114). Transmetohet se i Dërguari i Allahut, kur zgjohej nga gjumi, bënte këtë dua: "Nuk ka zot tjetër përveç Teje, Madhëria Të takon vetëm Ty. O Allahu im, kërkoj falje tek Ti për mëkatet e mia. E kërkoj mëshirën Tënde. O Zot, ma shto diturinë, dhe mos ma devijo zemrën time pasi ma udhëzove në rrugën e drejtë. Më dhuro mëshirë, me të vërtetë Ti je Dhurues i madh". (Ebu Davudi). Pejgamberi a.s. lutej për dije të dobishme dhe mbrojtje nga dija e padobishme, duke thënë: "O Allahu im, më bëj dobi me atë që më ke mësuar, dhe më mundëso që ta di atë që është e dobishme për mua, dhe ma shto diturinë. Falënderimi i takon Allahut për çdo gjë, dhe kërkoj mbrojtje tek Allahu nga zjarri i xhehenemit". (Ibni Maxhe). Porse, duaja ndaj Allahut duhet të bëhet në mënyrë të sinqertë, me zemër të vendosur dhe me bindjen e plotë se Allahu do t'i përgjigjet asaj, sepse Pejgamberi a.s. ka thënë: "Luteni Allahun duke qenë plotësisht të bindur se do të merrni përgjigje. Dijeni se Allahu nuk i përgjigjet duasë që del nga një zemër e luhatshme dhe e pavëmendshme". (Tirmidhiu).

**Përfundim**

Nga sa u tha më sipër, mund të konstatojmë si në vijim:

1. Imani, duke qenë një motiv i natyrshëm, në personalitetin e individit reflekton një vullnet të jashtëzakonshëm psikofizik. Ky vullnet imanor, impresionon hapjen e aftësisë absorbuese të nxënësit dhe studentit, për të dhënë maksimumin e mundshëm, dhe i motivon maksimalisht ndjenjat e tyre në kuptim të angazhimit dhe përpjekjeve konsistente në të mësuar, sepse çështjen e mësimit nuk e ndërlidhin për motive relative, po për aspirata sublime fetare.
2. Nëpërmjet devotshmërisë, falënderimit dhe duasë ndaj Allahut, nxënësit dhe studentët janë të lehtësuar në rrugën e tyre arsimore, dhe të ndihmuar nga Allahu në lexim, mësim dhe të kuptuar.

(1)"Sahihu'l-Buhari", Kitabu'l-imani, babu: Fadlu men istebree lidinihi, nr. 50. (2) Er-Rrazi, Mefatihu'l-gajbi, et-tefsiru'l-kebir, komentimi i kaptines El Alek, ajeti 1-5. (3) El-Kurtubij "El-Xhamiu li ahkami'l-Kur'an", komentimi i ajetit El Bekare, 282. (4) Abdu'l Xhelil El-Ata, Sherhu ta'limi'l-muteal-lim, vasijetu'l-imami'l-a'dham Ebi Hanifete, botimi i parë, pa vend të botimit, 2009, f. 141

# Paragjykimet rreth Islamit

**Sedat Islami**

**Çfarë duhet të bëjmë për të zhdukur paragjykimet dhe bindjet e gabuara të jomyslimanëve për Islamin dhe myslimanët? Ajo që duhet të bëjmë ne, është që t'ia japim Islamit fjalën për të folur për vetveten.**

Paragjykimet janë të urryera për faktin se ato reflektojnë gjithnjë qëndrime të gabuara. Ato, në vend të ndërtimit të urave të komunikimit, i shkatërrojnë ato. Paragjykimet janë sinonim i hendeqeve të pakapërcyeshme. Janë adresa e fajit pse në botë ende ka intolerancë, konflikte dhe luftëra. Paragjykimet janë fajtore edhe për intolerancën fetare në botë. Ato janë shkak i propagandave të ndyra të njerëzve me qëllime të ulëta, të njerëzve me vizion të izoluar, të miopëve, të atyre që vuajnë nga zemërngushtësia dhe verbëria mendore e shpirtërore. Këta njerëz nuk reshtin së shpifuri dhe së akuzuari, nuk kursehen aspak nga shtrembërimi i të vërtetave dhe deformimi i fakteve, çka, për pasojë, bën që njerëzit të krijojnë një frikë të panevojshme dhe të paarsyeshme ndaj një gjëje të caktuar. Kështu ka ndodhur dhe po ndodh edhe sot me Islamin. Shumë jomyslimanë, jo vetëm që nuk e pranojnë Islamin, po, për shkak të këtyre propagandave, kanë formuar një bindje sikur Islami është sinonim i së keqes, dhunës, shtypjes, padrejtësisë. Thënë më mirë, kjo praktikë e shtrembërimit të të vërtetave islame nuk është e re. Të reja mund të jenë disa forma dhe mënyra, porse si metodë, njihet shumë moti. Do t'ju rrëfej një rast shumë interesant nga koha e Muhamedit a.s., për të dëshmuar këtë që po them. Ibni Kethiri[1] përmend rrëfimin se si Tufejl ibn Amr ed-Dusi kishte pranuar Islamin. Ai ishte njeri me pozitë në fisin e tij. Kishte ardhur në Mekë dhe Kurejshët ishin mbledhur rreth tij dhe e paralajmëronin për Muhamedin a.s. që të mos takohej me të dhe të mos dëgjonte fjalët e tij. I kishin bërë trysni dhe e kishin frikësua prej tij aq shumë, saqë Tufejli mbushi veshët pambuk që të mos dëgjonte asnjë fjalë. Kur shkoi në Qabe, pa Muhamedin a.s. tek falej dhe, megjithëse i kishte veshët e mbyllur, fjalët kuranore depërtuan tek ai. I dëgjoi. Duke qenë se ishte poet dhe dinte të dallonte të vërtetën nga e shpifura, tha: "Do ta dëgjoj; nëse është e mirë, e pranoj, përndryshe e refuzoj. Qëndrova derisa e mbaroi i Dërguari i Allahut namazin, e pastaj i shkova pas. Hyra në shtëpinë e tij dhe i thashë: O Muhammed, vërtet populli yt më thanë për ty këtë e këtë dhe më frikësuan aq shumë nga fjalët që më thanë, sa i mbusha veshët me pambuk që të të mos dëgjoja fare, por, Allahu deshi që unë të dëgjoja fjalën tënde, prandaj ma shpërfaq çështjen tënde".
I Dërguari i Allahut ia shpërfaqi Islamin dhe ia lexoi disa ajete kuranore. Pasha Allahun! – betohet Tufejli- kurrë nuk kam dëgjuar diçka më të mirë dhe më të drejtë se ai, kështu që e pranova Islamin dhe deklarova dëshminë e së vërtetës. . ". .

E shihni, propaganda për t'i frikësuar njerëzit nga Islami, ka qenë metodë e pabesimtarëve që atëherë dhe vazhdon edhe sot e kësaj dite. Shumë njerëz nga bota mbarë, për shkak të njofjes së Islamit vetëm nga ajo që jomyslimanët kanë thënë për të, kanë krijuar bindje të gabuara dhe armiqësi të panevojshme ndaj tij. Ata janë viktimë të medieve, të cilat nuk hezitojnë ta paraqesin Islamin si të vrazhdë, si shkaktar kryesor të dhunës në botë dhe, rrjedhimisht, edhe përgjegjësin kryesor; mediet dhe mentorët e tyre janë ata që, siç shprehej Eduard Saidi[2], "kërcënimin Islam" duan ta mbajnë gjithnjë në

rend të ditës. Ata, edhe në qoftë se ndodh ndonjë ngjarje e rrallë tek myslimanët, që në rrethet dhe ambientet e tyre është e përditshme, nuk do të kursejnë ta publikojnë si rrezik ndaj njerëzimit. Më konkretisht, në rast se një mysliman do të martohej me një grua të dytë, do ta zmadhonin shumë, do ta paraqisnin si rrezik për gruan, si shkelje e dinjitetit të saj, sa kohë që tradhtitë bashkëshortore dhe shthurja seksuale në Perëndim janë ngjarje të përditshme. Madje, ndonjëherë këto tradhti janë aq të rënda, saqë truri do të ndalej, por ja që në asnjë rast ato nuk publikohen më shumë se si një lajm ose kronikë e rëndomtë. Një grua 36 vjeçe nga Zelanda e Re ka ngelur shtatzënë dhe ka lindur një fëmijë nga dashuria e paligjshme që paska çuar me shokun e djalit të saj, një njëmbëdhjetëvjeçar. Imagjinoni sikur kjo të kishte ndodhur në ndonjë vend islam, sa rrëmuja do të shkaktohej, sa reagimet do të pasonin, sa sulmet dhe etiketimet do të bëheshin!...



**Disa nga akuzat më të shpeshta ndaj Islamit**

**Xhihadi si "kob" për njerëzimin**

Xhihadi është një term islam i keqinterpretuar. Është një term, domethënien esenciale të të cilit e kanë përmbysur. Xhihadin e sjellin në formën e një lufte fetare, e cila kundërmon vetëm tym dhe gjak. Asnjëherë nuk i japin kuptimin themelor dhe thelbësor që ka. Xhihadi nënkupton luftën, po gjithnjë në kontekstin pozitiv. Nënkupton luftën me nefsin, me të keqen që na cyt për punë të këqija, sikurse nënkupton luftën kundër tiranisë, kundër padrejtësisë, kundër atyre që e kanë shpallur veten për Zot, kurse kanë robëruar dhe njerëzimin. Kjo botë është e Zotit, sikurse janë edhe njerëzit krijesa të Tij, prandaj askush nuk guxon t'i bëjë dhunë askujt në emër të asnjë superioriteti. Islami ka një moto, që njëherësh është mision i tij: "Ne kemi ardhur për t'i nxjerrë njerëzit nga adhurimi i njerëzve tek adhurimi i Zotit të njerëzve". Dhe kjo në asnjë rast a mënyrë nuk nënkupton imponimin. Allahu ka thënë shumë qartë: Në fe nuk ka dhunë. . . " (El Bekare, 256)

Pra, janë shpifje dhe akuza të pandershme ato që Islamin e paraqesin si të imponuar. Do t'ju sjell një shembull nga realiteti ynë. Nëse Islami i paska futur me dhunë njerëzit në fe, atëherë pse sot, kur fuqia ushtarake nuk është në anën e tij, ai vazhdon të jetë feja me rritjen më të madhe në botë?[3] Për çfarë lloj imponimi bëhet fjalë?

**Intoleranca me fetë e tjera**

Për Islamin kanë thënë se është fe intolerante, fe që nuk i pranon të tjerët, fe që mohon Jezusin – Isain a.s. . Janë këto akuza të pakripë. Kushdo që ka lexuar Kur'anin dhe ka njohuri bazë për Muhamedin a.s., do ta kuptojë lehtë se këto janë shpifje dhe trillime. Islami është një fe, e cila detyrimisht kërkon besimin në të gjithë profetët dhe respektin maksimal për ta. Allahu e ka kushtëzuar këtë në Kur'an: "I dërguari i besoi asaj që iu shpall prej Zotit të tij, e ashtu edhe besimtarët. Secili i besoi Allahut, engjëjve të Tij, shpalljeve të Tij, të dërguarve të Tij. Ne nuk bëjmë dallim në asnjërin nga të dërguarit e Tij…". (El Bekare, 285)

Se për çfarë raporti bëhet fjalë ndërmjet profetëve, këtë në formë brilante dhe ekstremisht të bukur na e sjell Muhamedi a.s.: "Unë më së shumti kam të drejtë në Isain, të birin e Merjemes, në këtë dhe botën tjetër. Profetët janë (sikur) vëllezër nga babai: nënat i kanë të ndryshme por fenë e kanë një ".[4] Si mund të thuhet kjo për Islamin kur Allahu në Kur'an kërkon prej nesh që t'ua prezantojmë Islamin në formën më të mirë. "Ithtarët e librit mos i polemizoni ndryshe (kur i thirrni në fenë tuaj) vetëm ashtu siç është më së miri. . . " (El Ankebut, 46) Ajo për se i thërrasim dhe ua kemi lënë këtë ofertë të hapur, është: "Thuaju (o i dërguar): "O ithtarë të librit (Tevrat e Inxhil), ejani (të bashkohemi) te një fjalë që është e njëjtë (e drejtë) mes nesh dhe mes jush: Të mos adhurojmë, përveç Allahut, të mos I bëjmë Atij asnjë send shok, të mos e konsiderojmë njëri - tjetrin zotër përveç Allahut"! E në qoftë se ata refuzojnë, ju thoni: "Dëshmoni, pra, se ne jemi myslimanë (besuam një Zot)"!" (Ali Imran, 64)



**Tirania ndaj femrës**

Një nga pikat për se e kanë sulmuar Islamin dhe janë munduar ta njollosin para syve të botës, është qëndrimi i tij ndaj femrës. Shumë padrejtësisht Islamin e kanë paraqitur si dhunues, si shkelës të të drejtave, si abuziv me femrën. Por, a qëndron puna në të vërtetë kështu? Në rast se do të lexonin Kur'anin dhe thëniet e Muhamedit a.s., a do të kishin këto bindje? Unë do të doja t'ua paraqes atë që në formë të përgjithshme e ka përmendur një dijetar yni, Halid Ebu Bekër: "Nuk kam parë që dikush të ketë mirësi më të madhe se femra, e fut në Xhennet babanë e saj - sa është fëmijë, e plotëson gjysmën e fesë së burrit të saj - sa është në rini, ndërsa nën këmbët e saj qëndron Xheneti - sa është nënë në pleqëri".

Po femra në shoqëritë e tyre si qëndron?

A ka shumë të drejta aq sa të na akuzojnë ne për shkelje të të drejtave të gruas?

Sa bukur e ka thënë Omer Abdul Kafi: "E drejta e femrës në Perëndim nënkupton të drejtën e arritjes tek femra". Nëse doni të bindeni për këtë, pa shihni faktin se industria që merret me femrën, është më profitabilja në botë.

**Prapambetja shkencore**

Islamin e kanë akuzuar si fe të prapambetjes. Çudi e shkuar çudisë. Si mund të akuzohet kjo fe kësisoj, kur, përveç të tjerash, ka dy elemente që do t'i mjaftonin çdo njeriu për ta vlerësuar këtë qëndrim si të shpifur:

E para, ajeti i parë i shpallur bën thirrje drejtpërdrejtë për dituri. Pra, edhe para besimit, dhe

E dyta, kërcënimi për ata që nuk meditojnë. Pejgamberi a.s. ka thënë[5]: Mjerë për ata që lexojnë dy ajetet 191-192 nga kaptina Ali Imran e nuk meditojnë rreth tyre. Fjala është për ajetet: "Në krijimin e qiejve e të Tokës, në ndryshimin e natës e të ditës, ka argumente të qarta për ata që kanë arsye dhe intelekt. Për ata që Allahun E përmendin duke e kujtuar kur janë në këmbë, kur janë ulur, kur janë të shtrirë dhe thellohen në mendime rreth krijimit të qiejve e të Tokës (duke thënë): Zoti ynë, këtë nuk e krijove kot, i lartësuar qofsh, ruajna prej dënimit të zjarrit". Islami ka një thesar të madh të dijeve dhe shkencave, që besoj se vetëm një injorant i mllefosur dhe një armik i përbetuar nuk i pranon. Madje koha po vërteton se janë pikërisht myslimanët që vunë bazat dhe themelet e shumë shkencave. Koha do të vërtetojë edhe padrejtësinë që u është bërë shkencave të myslimanëve, respektivisht e ardhmja e afërt do të dëshmojë se prapa shumë shkencave që sot u detyrohen emrave të caktuar nga shkencat perëndimore, në të vërtetë qëndrojnë myslimanët.

**Përfundim**

Çfarë duhet të bëjmë për të zhdukur paragjykimet dhe bindjet e gabuara të jomyslimanëve për Islamin dhe myslimanët? Sigurisht, ka një listë të gjatë, por unë do ta shkurtoj shumë. Ajo që duhet të bëjmë ne, është që t'ia japim Islamit fjalën për të folur për vetveten. Tufejlin e frikësuan dhe ia mbushën mendjen se Islami është fe e keqe po, kur u njoh me të nga afër, e pranoi. Ne duhet t'ua prezantojmë të huajve Islamin. Konsideroj se nismat e ndërmarra në Perëndim nga disa shoqata myslimane, për t'i njohur ata me Kur'anin, me Muhamedin a.s. dhe me Islamin e vërtetë, janë një imazh bashkëkohor i suksesit të kësaj metode. Vetë numri i myslimanëve që janë shtuar pas 11 Shtatorit, e dëshmon këtë. Po kështu, ne myslimanët duhet të merremi edhe me veten tonë. duhet ta jetësojmë Islamin në praktikë, në mënyrë që Islami dhe ne të mos jemi të huaj për njëri-tjetrin. Si do t'u flasim të huajve për rëndësinë e adhurimit kur ne vetë e praktikojmë atë fare pak?! Si do t'i bindim për të agjëruar kur shumë prej nesh e neglizhojnë agjërimin?! Si do t'i thërrasim për sjellje të mira, kur ne po i ndjekim sjelljet e tyre?! Pra, duhet të përmirësojmë veten tonë, që të huajt t'i bindim me veprat tona, para se t'i bindim me fjalët tona.

[1] Ibni Kethir: El-bidaje ve-n-nihaje. 3/97. [2] Për më shumë, shih librin e autorit: 'Shtrembërimi i Islamit' botuar nga Logos-A, Shkup, 2011. [3] www. telegrafi. com. www. trtalbanian. com [4] E transmeton Buhariu në Sahihun e tij. [5] Albani e përmend si hadith xhejjid në Silsilsetu-s-sahihah, nr. 68.

# Gruaja shqiptare dhe Ramazani

**Dr. Hatixhe Ahmedi**

**“Gruaja është sikur flamuri, nëse një dashuri ose një gjë që e do ajo, e lëviz sipas planifikimit të saj, e bën të shenjtë”. (Cemil Meriç)**

Në thelbin e kulturës së Ramazanit gjejmë klimë letërsie, arti dhe idesh. Ky muaj është muaj i bereqetit, muaj që e ndërron klimën e ditës e të natës duke shndërruar në ibadet të gjitha veprimet, duke filluar që nga leximi, mendimi, debati etj., po është më thjesht të themi se këto gjëra fillojnë e shndërrohen në tradita që vit pas viti pastaj paraqesin rëndësinë e tyre duke u bërë pjesë dhe sistem jete tek të gjithë popujt. Dalëngadalë këto tradita bëhen pjesë e pandashme e një populli, po promotori kryesor për shfaqjen, krijimin dhe vazhdimin e kësaj kulture të shenjtë gjithmonë është gruaja. Në përgjithësi tek populli shqiptar gruaja ka qenë thelbi ose baza e gjallërisë dhe koloritit të muajit të madh të Ramazanit. Femra ishte ajo që zgjonte edhe burrin që të vetëdijësohej dhe të përgatitej për Ramazan, sepse ishte ajo që fillonte parapërgatitjet duke nisur nga rregullimi i shtëpisë e përgatitja e ushqimit të iftarit dhe syfyrit, për të vazhduar me përgatitjen e fëmijve ose më qartë – stimulimin e tyre për muajin e bekuar. Gjatë të gjitha etapave historike dihet se femra është qendra e vëmendjes, ajo përgatit shoqërinë që të lëvizë në binarë të drejtë ose të gabuar, prandaj gruaja shqiptare pati rolin e vet ndikues në muajin e Ramazanit që në kohët e hershme me një frymëzim që, edhe pse nuk e pranonin burrat se vinte nga ato (gratë), po gjithashtu edhe në kohën tonë, të vinte rregull dhe një praktikë që di vetëm ajo – gruaja shqiptare ta aplikojë, në shtëpi, në shkollë, në punë ose në publik. Nuk duhet diskutuar se Ramazani është muaj në të cilin filloi të zbriste Kur’ani: “Muaji i Ramazanit është muaji në të cilin zbriti Kur’ani”[1], po ky muaj sjell pa dyshim edhe bereqetin e të lexuarit të Kur’anit dhe të librave tjerë, dhe, në shumicën e rasteve, nëse bëjmë statistikën, mund të zbulojmë se shumë nga gratë gjatë këtij muaji lexojnë më shumë Kur’an, bëjnë më shumë namaz dhe luten më afër e më shumë për mëshirën e Allahut të Madhëruar. Ndoshta edhe vetë të krijuarit e gruas si qenie e butë dhe e mëshirshme, i gradon ato dhe u mundëson të fitojnë shpërblime më të mëdha gjatë këtij muaji madhështor, që është mysafir për myslimanët e që e quajmë edhe kurorë e njëmbëdhjetë muajve të tjerë. Pejgamberi a.s. rreth vlerës së këtij muaji thotë: “Sikur ta dinin robërit (njerëzit) se çfarë fshihet në muajin Ramazan, do të kishin dëshirë që i tërë viti të ishte Ramazan”. Kur e thotë këtë, Pejgamberi a.s. synon sevabet që Allahu i premtoi për besimtarët që janë rigorozë dhe të betuar se do ta agjërojnë këtë muaj përgjithmonë, gjatë gjithë jetës së tyre. Mirëpo, për të ditur llogaritjen dhe vlerën e këtyre sevabeve, s’ka dyshim që secili besimtar e secila besimtare ka nevojë për mësim, studim, lexim dhe vetëdijesim, po sidomos dhe më shumë gruaja, e cila gjatë gjithë kohës së shkuar ishte person i shkallës së dytë, ngaqë ishte traditë shpërfillja dhe shtypja e saj. Madje, me gjithë mungesën e diturisë dhe përgatitjes së saj arsimore, femra shqiptare gjatë gjithë kohës luajti një rol shumë pozitiv në pritjen, përgatitjen dhe përcjelljen e këtij muaji të shenjtë. Ishin nënat ato që përgatisnin djemtë e më shumë vajzat që në vegjëli, me porosinë se duhej të dilnin dhe të dëgjonin daullet tek buçisnin në kohën

e iftarit, por edhe për përgatitjen e iftarit e të syfyrit; syfyrin me brumëra, në mënyrë që dita e nesërme të përballohej më lehtë.

Dhe vajza e rritur nuk do të harronte kurrë se nëna kishte përgatitur syfyrin duke gatuar nga tre/katër lakrorë për të gjithë anëtarët e shtëpisë, qoftë në verë apo në dimër. Rrapëllimat e okllaisë së nënës do t'ia kujtonin se edhe ajo një ditë do të duhej të përgatiste për anëtarët e shtëpisë së burrit të saj, sepse kjo traditë ishte bërë pjesë e pandashme e jetës së gruas shqiptare. Gruaja shqiptare gjithmonë kishte trashëguar ndjenja të pastra për pritjen dhe përcjelljen e këtij muaji, ajo posedonte emocione të veçanta për këtë muaj, në ndjenjat e saj edhe më shumë thelloheshin bindjet fetare për pritjen sa më madhështore të tij, edhe pse në të kaluarën gratë tona nuk dinin shkrim e lexim, po ishin tubimet e grave (mledhimet) dhe vizitat e ndërsjella brenda farefisit ato që i jepnin shije dhe lezet më të madh, sidomos gjatë verës, kur nuk flihej fare deri në syfyr, por edhe gjatë dimrit, kur netët e gjata mbusheshin me biseda të gjata dhe me përgatitje ushqimesh të ndryshme për të përballuar më lehtë agjërimin. Prandaj Allahu xh.sh. për femrat që agjërojnë, premton se kanë përfunduar një shtyllë të besimit që është urë për kalimin e tyre në Xhennet. Pejgamberi a.s. thotë: "Gruas që i fal pesë kohët e namazit, agjëron muajin e Ramazanit, ruan nderin e saj dhe e respekton burrin, do t'i thuhet në Ditën e Gjykimit: "Hyr në Xhennet nga cila derë të duash ti vetë"!

**Femra shqiptare e pret Ramazanin me Kur'an dhe me libra të ndryshëm**

Në ditët e sotme femra shqiptare e pret Ramazanin me Kur'an dhe me libra të ndryshëm në duar, përfshirë libra që flasin për historinë islame, për historinë e pejgamberëve dhe libra të tjerë, që frymëzojnë për Islamin, dhe madje shpeshton si gjithmonë përmendjen e Allahut (dhikër) dhe lutjet (duatë). Kur e them këtë, nuk kam për synim të vë në dukje që femra duhet të përqendrohet vetëm në leximin e librave fetar, porse ajo duhet të kuptojë se koha e saj është me vlerë gjatë këtij muaji, prandaj duhet shfrytëzuar për lexim të literaturës së përgjithshme. Pejgamberi a.s., për vlerën dhe rëndësinë e kohës së Ramazanit për agjëruesin, thotë: "Heshtja e agjëruesit është sikur të përmendë Allahun (tesbih), gjumi i tij është adhurim (ibadet) sikurse kur fal namaz, puna e tij shpërblehet shumëfish, ndërsa duaja (lutja) e tij është e pranuar"!, pra nuk kthehen prapa asnjë nga lutjet që bën agjëruesi ose agjëruesja gjatë këtij muaji. Muaji i Ramazanit ka ruajtur gjithmonë këto veçanti, përfshirë agjërimin, përgatitjen e ushqimit të posaçëm për iftar e për syfyr, për se gjithmonë administratorja dhe menaxherja kryesore në shtëpi ishte gruaja. Ajo vazhdon të mbajë të njëjtën pozitë edhe gjatë ditëve të sotme; gruaja është ajo që nuk harron kurrë se mantitë ose përgatitja e tyre, është e veçantë për Ramazan. Ajo e pastron shtëpinë me themel, sepse po vjen mysafiri, muaji më i dashur i Allahut. Nënat tona këtë kontribut, edhe pse ndoshta jo me shkronja po vetëm me shpirtin e tyre të pastër, na e përcollën deri në zemrat tona, mbollën traditën në sofrën tonë të dashur shqiptare. Edhe pse në disa vende të mëdha ka filluar të aplikohet hapja e panaireve gjatë Ramazanit, në trojet tona shumë femra nuk kanë qasje në ato panaire, ku servohen libra të ndryshëm me përmbajtje fetare, sidomos dedikuar muajit të madh të Ramazanit. Që nga periudha osmane e gjer më sot, ruhet tradita e shëtitjes dhe e përgatitjes për faljen e namazit të teraviheve gjatë gjithë muajit. Kjo ngase Pejgamberi na premton: "Allahu i Madhëruar e ka bërë obligim (farz) agjërimin e muajit të Ramazanit, e unë jua kam bërë obligim (synet) faljen e namazit të teraviheve, prandaj ai që agjëron muajin e Ramazanit dhe fal teravitë, do të pastrohet nga gjynahet mu ashtu sikur atë ditë që e ka lindur nëna e vet".

Tradita e dytë e trashëguar nga periudha osmane, është qëndrimi gjatë tërë kohës deri në syfyr, endja nëpër tubime të ndryshme, gratë në këtë rast tuboheshin nëpër shtëpi, pastaj vazhdonin dhe përgatisnin syfyrin, sepse nënat dhe etërit e tyre u kishin mësuar fjalën e Pejgamberit a.s.: "Dallimi në mes myslimanëve dhe jomyslimanëve është ngrënia e syfyrit". Pas ngrënies së syfyrit e deri pas faljes së namazit të sabahut, do të flinin, madje edhe deri në drekë, ndërsa zyrat administrative të periudhës osmane do të hapeshin pasdreke. Në periudhën e administrimit osman koha gjatë Ramazanit kalohej me lexim, duke respektuar se gjatë këtij muaji kishin zbritur ajetet e para: "Lexo në emër të Zotit, i Cili të krijoi. E krijoi njeriun nga sperma. Lexo dhe fisnikëroje Zotin tënd. Ai Që të mësoi për lapsin (penën). E mësoi njeriun për atë që nuk dinte".[2]

**Kultura e Ramazanit**

Dihet se kultura e Ramazanit nuk kufizohet me anë të librit dhe rregulloreve të prera, por këtë e bënin të shkëlqyer kujdesi dhe mirësjellja e grave shqiptare që sjellin aromë të re të Ramazanit në shtëpi. Nuk ishte vetëm ushqimi i iftarit dhe i syfyrit që përgatisnin gratë, po kryesorja që i dallonte nga të tjerët, ishte se në këto sofra që atëherë e deri sot, bëheshin biseda të ndryshme, jetohej një jetë e ndërthurur në një kulturë tjetër dhe ajo përsëritej për çdo vit. Këto kishin rëndësinë dhe peshën më të madhe atëherë kur organizoheshin iftare nga institucione dhe shoqata vendore, ku merrnin pjesë të diturit dhe më pas kishin përfitim edhe gratë, sepse mësonin nga këshillat dhe predikimet e tyre. Kuptohet, në tubimet e organizuara për Ramazan nuk



diskutohej tjetër përveçse histori, civilizim, kulturë, art, poezi dhe tema të ndryshme fetare. Me një fjalë, sofrat e Ramazanit që përgatisnin gratë shqiptare ishin sofra të përhapjes së kulturës dhe dashurisë ndërnjerëzore. Dikur ekzistonin konaqe që ishin të hapura për të gjithë. Njerëzit njihnin njëri tjetrin dhe, me ardhjen e muajit të bekuar, do të thërrisnin në iftar, ngase dëshironin të solidarizoheshin me fjalët e Pejgamberit: "Ushqeni dikë gjatë Ramazanit, qoftë edhe me një hurmë". Gratë shqiptare gjatë Ramazanit, organizonin "mevlude", këndimin e poemës më të kënduar në botë, sepse e dinin që koha e çmuar dhe shumëfishimi i shpërblimit të veprave gjatë këtij muaji - ishin të mëdha. Këto mevlude zakonisht organizoheshin pas ngrënies së iftarit dhe faljes së namazit të teraviheve. Pas leximit të mevludit, jepeshin ushqime speciale, që joshnin masën. Dihet se këto tubime ose tradita e tyre i kishte rrënjët nga tradita osmane, po kjo vazhdon deri në ditët e sotme, dhe vlen të theksohet se është një traditë e mirë që duhet aplikuar gjithqysh.

**Si e presin gratë shqiptare Ramazanin**

Ramazani, sikur e theksuam më lart, është muaji që pasuron edhe dhjetë herë kulturën e ushqimit dhe të pijeve. Kur afrohet Ramazani, barra më e madhe e përgatitjes bie mbi supet e gruas. Qilarët administroheshin nga gratë, ato pyeteshin se çfarë duhej gatuar për Ramazan, sipas dëshirës dhe porosisë së tyre silleshin ushqimi dhe pijet, ngase ato ishin dhe janë përpiluese të listës së ushqimit në shtëpi. Një rol të tillë vendimtar ato e kanë edhe gjatë festës së Bajramit, sepse kur afrohet Bajrami, ato sërish përgatisin dhe janë përgjegjëse për shtëpinë dhe familjen. Shtëpitë, përveç të pasanikëve, nuk kishin kuzhiniere, prandaj gruaja shqiptare në përgjithësi ishte administratore brenda shtëpisë. Edhe pse shtohej obligimi dhe angazhimi për gruan gjatë Ramazanit, bereqeti, mëshira (rahmeti) dhe mirësitë që e rrethonin atë gjatë këtij muaji, ia mundësonin që, përkrah të gjitha këtyre angazhimeve, ajo të ndihej gjithnjë e pushuar dhe të kishte lehtësi e vullnet për të vazhduar çdo ditë kështu. Kjo pa dyshim është dhuratë dhe forcë që i dhurohet nga i Madhi Zot. Nga tradita osmane ishte transferuar dhe në traditën shqiptare dukuria që gruaja të mos e kalonte tërë kohën në kuzhinë, por edhe ajo të shkonte dhe të falte namazin e teraviheve, të dëgjonte Kur'an – mukabele përditë nga 20 faqe dhe, në fund, të përfundonin Kur'anin (hatme), dhe të bisedonin në mes tyre duke u argëtuar. Në shumicën e rasteve organizimi i leximit të Kur'anit bëhej nëpër konaqe, ose nëpër shtëpi, ku gratë tuboheshin çdo ditë dhe dëgjonin nga një xhuz (20 faqe të Kur'anit). Por në shumë raste ato do të shkonin në xhami dhe do të uleshin në vende të veçanta, dhe do të dëgjonin leximin e Kur'anit (mukabele) nga hafëzët. Këto organizime të mukabeleve (leximit) të Kur'anit, pa dyshim përmirësonin dhe forconin lidhjet në mes grave, i afronin në mes tyre. Pra, në këso tubimesh nuk bëhej fjalë vetëm për tubime fetare, po dhe për krijimin e një lidhjeje dhe vazhdim të kulturës tradicionale për bashkim kombëtar, që kishte për bazë shkëmbimin e marrëdhënieve dhe mendimeve e ideve në mes femrave shqiptare. Kjo ndikonte shumë pozitivisht edhe në aspektin psikosocial, sepse krijohej mundësia e respektit dhe e afërsisë, dhe sidomos, e ndihmës në të ardhmen. Ndoshta edhe sot mund të themi se vazhdon kjo traditë duke u vetmuar në shtëpi e duke lëshuar televizionin për të dëgjuar Kur'an, qoftë ky zë mekanik në mënyrë direkte dhe qoftë me anë të CD-ve, por kjo nuk paraqet ndjenjën e afërsisë dhe bashkimit kombëtar, po thjesht ndjenjën e vetmisë ose të lidhurit dhe të qëndruarit në një vend dhe shkëputjen e marrëdhënieve me botën përreth. Prandaj ardhja ose tubimi i grave në xhami ose në vende të ndryshme tubimi të sigurta, nëpër shtëpi ku organizohen mevlude, - paraqet bashkim dhe komunikim të pastër kombëtar, forcim të ndjenjave të afrimit dhe stabilizimit e forcimit të shtyllës së shoqërisë – femrës dhe gjeneratave që ajo edukon e që në realitet janë mesazhi ynë i ardhshëm.

(1) Kurani Shqip, Haxhi Sherif Ahmeti, bot. Shkup, viti: 1988. (2) Sahihul Buhari, Kajro, 1992. (3) Sahihul Muslim, Liban, 1998. (4) Sunen Ebi Davud, Bejrut, 1999. (5) Xhamiussagir, Kajro 1982. (6) Ahmet Yilmaz: "Osmanlida kadin"- Stamboll, 1990.



# Çrregullimet e peshës së trupit

**Dr. Agron M. Rexhepi, MD, MSc, PhD**

**"Ushqimi i përgatitur për dy, është i mjaftueshëm për tre... "**
**Të ushqyerit nënkupton furnizimin e qelizave të organizmit me materie ushqyese të domosdoshme për vazhdimin e jetës. Krijesat e gjalla, gjatë tërë jetës së tyre, nga ambienti i jashtëm marrin në organizëm materie ushqyese, të cilat i ndryshojnë dhe, si të tilla, i nxjerrin prapë në ambientin e jashtëm.**

Përmes të ushqyerit, në organizëm merren energjia si dhe substancat ushqyese dhe mbrojtëse të domosdoshme për rritje, zhvillim, regjenerim, mbajtjen e funksioneve vitale dhe për punë. Të ushqyerit e rregullt dhe të shëndoshë, si në aspektin kohor e sasior, ashtu dhe në atë cilësor, në mënyrë sinjifikante ndikon në arritjen dhe ruajtjen e shëndetit të mirë, në rritjen e performancave të sportistëve e në përmirësimin e rezultateve sportive, dhe anasjelltas.[8,12,13.] Sipas nevojës organizmi i njeriut ka aftësi që materiet ushqyese të përbëra t'i shndërrojë në të thjeshta, dhe anasjelltas. Një pjesë e këtyre bashkëdyzimeve përdoren për ndërtimin dhe rigjenerimin e qelizave, indeve dhe organeve të organizmit, pjesa tjetër zbërthehen dhe kështu lirohet energjia e nevojshme për mbajtjen e funksioneve vitale të organizmit dhe për kryerjen e punëve, ndërkaq një pjesë tjetër e bashkëdyzimeve shërbejnë si rezerva të organizmit.

Nga 9 kg yndyra, vetëm 1 kg ndodhet në inde të caktuara, kurse pjesa tjetër prej 8 kg, përbën rezervën e organizmit, e cila mund të shfrytëzohet sipas nevojës (uria, sëmundja). Tek personat e trashë (me mbipeshë) rezervat e yndyrës në organizëm janë shumë më të mëdha, mund të arrijnë edhe në 70% të peshës së përgjithshme të trupit.[4,8,12,13]

Pjesa më e madhe e proteinave hyjnë në përbërjen e qelizave të indeve të ndryshme, kurse vetëm 2 kg proteina mund të shfrytëzohen si rezerva të organizmit pa shkaktuar pasoja të mëdha për organizmin.[12,13]

Ndryshe nga sasia e yndyrave dhe proteinave, sasia rezervë e karbohidrateve që ndodhet në organizëm, është rreth 500 gramë. Kjo sasi, në gjendje të ndryshme të organizmit (p.sh. uria) mbetet konstante falë procesit të glikoneogjenezës (rigjenerimi i karbohidrateve nga rezervat e proteinave dhe yndyrave).[12,13] Me kalimin e moshës, organizmi i njeriut pëson disa ndryshime fiziologjike, p.sh. zvogëlimi i sasisë së përgjithshme të ujit në organizëm (lëngu jashtë- dhe brendaqelizor). Kjo gjendje paraqet një pasqyrë fiziologjike të plakjes.[12] Njeriu i ushqyer normalisht ka një përbërje të caktuar dhe konstante të përbërjes kimike.

Prishja e baraspeshës së përbërjes kimike, e ndikuar nga ushqimi, bëhet nga teprica ose mungesa e materieve ushqyese.

Nëse konsumohet shumë ujë, ai eliminohet nga organizmi, kurse sasia e vogël e ujit, shkakton zvogëlimin e sasisë së ujit në organizëm (dehidrimi dhe pasojat e tij). Marrja e tepërt e proteinave, karbohidrateve a yndyrave shkakton rritjen e sasisë së yndyrave në organizëm, kurse mungesa e tyre shkakton zvogëlimin e sasisë së proteinave respektivisht të yndyrave në organizëm. Teprica e mineraleve në ushqim largohet nga organizmi, po marrja e tyre në sasi të vogël shkakton zvogëlimin e përgjithshëm të tyre në organizëm. Teprica në ushqim e vitaminave të tretshme në ujë, nuk shkakton asnjë ndryshim po eliminohet nga organizmi, kurse teprica e vitaminave të tretshme në yndyra, depozitohet në indin dhjamor dhe mund të shkaktojë hipervitaminozë, ndërkaq mungesa e vitaminave në organizëm shkakton çrregullime të ndryshme biokimike. Që të eliminohet faktori i ushqimit si prishës i baraspeshës së përbërjes kimike të organizmit,

ushqimi duhet të jetë sa më shumë natyral, i llojllojshëm (llojet e ndryshme të ushqimit përmbajnë lloje të ndryshme të substancave të nevojshme për organizmin) dhe të merret në sasi të caktuar.

**Jeta fizikisht aktive dhe të ushqyerit e rregullt**

Realizimi dhe mirëmbajtja e shëndetit të mirë është qëllim i përbashkët për të gjitha kategoritë e popullatës. Ndër faktorët që marrin pjesë në realizimin e këtij qëllimi, janë: jeta fizikisht aktive dhe të ushqyerit e rregullt (nga aspekti kohor, sasior dhe cilësor), dhe hidratimi i rregullt i organizmit. Këta faktorë ndihmojnë mbajtjen në baraspeshë të energjisë që organizmi merr në formë të materieve ushqyese (energjia hyrëse), dhe të energjisë që organizmi shpenzon (energjia dalëse).[12,13]

Dita-ditës çrregullimet e peshës së trupit po bëhen probleme të mëdha shoqërore, që atakojnë të gjitha vendet dhe të gjitha popullatat, pa marrë parasysh gjininë a moshën. Mbajtja e peshës së trupit në "vlera normale" varet nga ndërlidhja ndërmjet tre faktorëve: oreksit dhe llojit të ushqimit që konsumohet, aktivitetit fizik dhe metabolizmit në gjendje pushimi, respektivisht nga gjendja dhe raporti ndërmjet këtyre tre faktorëve varet nëse do të kemi konservim apo shpenzim të energjisë. Çrregullimet e peshës së trupit mund të shfaqen në formë të mbipeshës dhe të nënpeshës, e këto, që të dyjat, shfaqen kryesisht si pasojë e faktorëve psikogjenë e patologjikë dhe të shprehive të këqija, siç janë: kequshqyeshmëria (nga aspekti kohor, sasior dhe cilësor), jeta fizikisht joaktive dhe konsumimi i substancave me veprim të drejtpërdrejtë në metabolizmin e njeriut. Meqë organizmi i njeriut synon gjithnjë të ruajë mirëqenien e vet, në raste kur kemi shtim të peshës së trupit mbi vlera normale, organizmi përshpejton metabolizmin dhe bën gjithçka është e mundur për të rritur shpenzimin e energjisë dalëse, kurse, kur kemi të bëjmë me humbje të peshës së trupit poshtë vlerash normale, metabolizmi zvogëlohet, me qëllim që të ruajë energjinë e konservuar. Në rastet patologjike, kur ky mekanizëm mbrojtës i organizmit nuk funksionon si duhet, e oreksi është i rritur dhe aktivitetet fizike janë të pakta, - është e pashmangshme mbipesha e trupit me grumbullim të indit dhjamor.

**Mbipesha e trupit**

Është një gjendje patologjike kronike e organizmit, që dita-ditës po merr përmasa epidemiologjike, ndërkaq kjo përkufizohet si akumulim – grumbullim i tepërt i indit dhjamor në trup, që në vete bart rrezik të madh për funksionimin normal të organizmit të njeriut. P.sh. 15 kg mbi peshën normale do të shkaktojnë probleme të shumta shëndetësore:[3,8,9,11,12]

- Insuficienca (pamjaftueshmëria) kardiake (sidomos e zemrës së majtë), si rezultat i punës së rritur të zemrës;
- Hipertensioni dhe infarkti i zemrës;
- Diabeti (më se 80% të pacientëve që vuajnë nga sëmundja e sheqerit, kanë mbipeshë të trupit);
- Sëmundjet e veshkave;
- Sëmundjet e mushkërive dhe rënia e funksionit respirator në përgjithësi për shkak të vështirësisë së lëvizjes së kafazit të kraharorit gjatë frymëkëmbimit;
- Osteoarthritis-i dhe sëmundjet e tjera degjenerative të nyjëtimeve;
- Disa lloje të sëmundjeve kanceroze;
- Vlerat jonormale të lipideve dhe lipoproteineve në plazmë;
- Çrregullimet menstruale;
- Ngarkesa e madhe psikike.
- Problemet e administrimit të anestezionit gjatë ndërhyrjeve kirurgjikale;

Humbja e peshës te personat e trashë do të ndikojë gjithsesi në zvogëlimin e nivelit të kolesterolit dhe të triglicerideve në serum si dhe në uljen e tensionit arterial.[3,8,9,11,12]

Tek të rriturit diagnostikimi i mbipeshës (trashësisë) me karakter dhjamor bëhet në qoftë se masa dhjamore kalon 20% të masës së përgjithshme trupore - tek meshkujt dhe 30% - tek femrat, respektivisht perimetri i barkut në nivel të kërthizës tek meshkujt mbi 100 cm dhe tek femrat mbi 90 cm.[3,4,12,13]

Faktorët që ndihmojnë në shkaktimin e trashjes janë: konsumimi i ushqimit të tepërt, faktorët gjenetikë (25-30%), socialë, psikologjikë, ambienti, çrregullimet hormonale, niveli i metabolizmit bazal, temperatura bazale e trupit, niveli i aktivitetit spontan, nivelet e adenozinë-trefosfatazës qelizore, nivelet e lipoproteinë-lipazës dhe të enzimeve të tjera.

ANOREKSIA (humbja e oreksit) dhe BULIMIA (të vjellët me qëllim) janë dy gjendje të tjera patologjike, të shumtën e rasteve me etiologji psikogjene, që kanë të bëjnë me çrregullimet e peshës së trupit, të llojit të nënpeshës. Megjithatë, shkaqe të këtyre patologjive mund të jenë të shumta: çrregullimet endokrine, humbja apo braktisja e të afërmve, ngjarjet traumatike (si për individin ashtu dhe familjarët e tij). Anoreksia është përshkruar për herë të parë në vitin 1689 nga Morton, kurse bulimia në vitin 1979 nga Russell (Rasel). Këto dy patologji janë shqetësime të rënda psikologjike që rrënojnë seriozisht shëndetin e njeriut. Kequshqyeshmëria dhe të vjellat e provokuara shkaktojnë shpesh dëme të vazhdueshme në aparatin tretës si dhe prishin dhëmbët. Anoreksia dhe bulimia e vazhdueshme shkaktojnë gjendjen e dehidrimit, hipokalieminë, çregullimin e punës së sistemit kardiovaskular, amenorenë dhe osteoporozën.

Përderisa mbipesha e trupit shoqërohet me patologji të shumta, anoreksia, nëse nuk intervenohet me kohë, me siguri të plotë çon në vdekje. Për rrezikshmërinë e anoreksisë flet

mendimi i shumë ekspertëve që vetëm 25% e pacientëve me anoreksi mund të trajtohen me sukses, nëse trajtimi fillon në kohë. Hulumtuesit kanë bërë një testim neuropsikologjik tek 200 persona me anoreksi dhe kanë gjetur se 70 % e tyre kishin pësuar dëmtime neurotransmetuese, që manifestoheshin me moskomunikim normal të qelizave të trurit me qelizat e tjera të trupit.

Anoreksia dhe bulimia që nga vitet '80 (të shekullit të kaluar) kanë marrë përmasa epidemiologjike duke atakuar kryesisht vendet e zhvilluara.[1,2] Studimet tregojnë se 80% e vajzave dhe grave amerikane janë të pakënaqura me trupin e tyre. Sipas statistikave, rreth 11 milionë amerikanë vuajnë nga anoreksia, e 10 milionë prej tyre janë femra. Shumë nga këta pacientë vuajnë nga anoreksia ose pasojat e saj gjatë gjithë jetës.

Në përgjithësi, edhe pse dukuri jo e shëndetshme, shumë modeliste (manikine), duke dashur të bëhen sa më të bukura, tentojnë të jenë sa më të dobëta. Nërkaq, përmes pamjeve të modelisteve në revista, femra moshe të ndryshme (12-25-vjeçare, kohët e fundit edhe mbi moshën 30-vjeçare), duke tentuar të arrijnë pamje të tillë, kanë tendencë për të reduktuar ushqimin dhe parapëlqejnë të ushqehen me pak ushqim, të thatë dhe të lehtë. Të përmendim pacienten e mjekut psikiatër Xhorxh Groves, vajzën 23-vjeçare, e cila ishte e gjatë 1.79 m dhe peshonte vetëm 25. 5 kg. Madje me këta prametra morfometrikë, kjo vajzë mendonte se kishte ende peshë të tepërt, të cilën duhej ta zvogëlonte medoemos.

**Diagnostikimi i anoreksisë bëhet nëse:**

• Pesha e trupit është 15% nën peshën ideale;

• Frika e ekzagjeruar dhe e përhershme për të mos shtuar peshën e trupit;

• Imazhi i deformuar për fromën dhe masën e trupit të tyre (kur personi mendon se është shumë i trashë, edhe pse vërtet është shumë i dobët);

• Mungesa e të paktën 3 cikleve menstruale njëri mbas tjetrit.

Bulimia nënkupton humbjen e kontrollit në të ushqyer dhe menjëherë pas të ushqyerit provokimin e të vjellit me qëllim të nxjerrjes jashtë të materieve ushqyese të konsumuara. Pra, bulimistët i japin liri vetes për të konsumuar të gjitha ushqimet, por përmes të vjellit të provokuar dhe përdorimit të mjeteve laksative, nuk lejojnë që ushqimet e konsumuara t'u nënshtrohen proceseve të plota digjestive në traktin tretës. 5, 6, 7

Diagnostikimi i bulimisë bëhet nëse:

• Episodet bulimike përsëriten të paktën dy herë në javë gjatë të paktën tre muajve;

• Moskontrollimi i të ushqyerit;

• Provokimi i vjelljes dhe përdorimi i mjeteve laksative, diuretikëve, barnave të ndryshme, dietave dhe aktiviteteve të sforcuara fizike, për të penguar shtimin e peshës së trupit;

• Imazhi për veten e tyre është i ndikuar nga pesha e trupit.

Personat që vuajnë nga bulimia, mbajnë sekret problemin e tyre, kanë një dëshirë të madhe për të ngrënë gjëra të ëmbla, mund të kenë simptoma depresioni, turbullime të gjumit dhe humbje të shpresave.[5,6,7]

Për t'iu shmangur çrregullimeve të peshës së trupit, sigurisht një kujdes i posaçëm i duhet kushtuar mënyrës së të ushqyerit, që është rezultat i edukimit, arsimimit, mundësive ekonomike dhe shprehisë së individit. Po ashtu i një rëndësie të veçantë është edhe përcaktimi i peshës ideale dhe kompozicionit të trupit, që arrihen përmes matjeve të sakta morfometrike.

Përcaktimi i peshës ideale për individë të caktuar është një punë shumë komplekse. Para se të bëhet çfarëdo veprimi në këtë drejtim, duhet të kuptojmë se sa është i kënaqur individi me peshën që ka, si e ndien veten (i dobët apo i fortë) dhe, gjithsesi, duhet të përcaktohet raporti ndërmjet masës dhjamore dhe masës muskulore të tij. Në përcaktimin e peshës ideale gjithsesi duhet të merren parasysh dendësia e eshtrave, masa muskulore, masa dhjamore dhe raporti i masës dhjamore me masën muskulore.

Shumë nutricionistë mendojnë se mënyra më e mirë e arritjes së peshës ideale është dieta e bazuar në parimet e të ushqyerit të shëndoshë, shoqëruar me shtimin e aktiviteteve fizike. Kjo nuk do të thotë se duhet t'i nënshtrohemi një diete të rreptë dhe as "të ndëshkohemi" me aktivitete fizike të sforcuara, por shprehitë "e këqija" në të ushqyer të zëvendësohen me shprehi "të mira", dhe aktivitetet fizike të jenë të nivelit mesatar. Llogaritja e kalorive që konsumohen, dhe e atyre që shpenzohen, e sipas nevojës ndikimi pozitiv a negativ në balancën e tyre, - është poashtu faktor i rëndësishëm në kontrollin e peshës së trupit.

1. Anoreksia nervosa. http://id. wikipedia. org/wiki/Anoreksia_nervosa
2. Anoreksia. http://anorexia. emedtv. com/anorexia/anoreksia. html
3. Barlow CE, Kohl HWI, Gibbons LW, Blair SW. Physical fitness, mortality and obesity. Int J Obes. 1995;19 (suppl)4:S41-S4. Blundell JE, Burley VJ. Evaluation of the satiating power of dietary fat in man. Obesity in Europe 90. London: John Libbey, 1990.
4. Bouchard C, Perusse C, Leblanc C, et al. Inheritance of the ammount and distributin of human body fat. International Journal of Obesity. 1988;12:205-15.
5. Bulimia nervosa. http://en. wikipedia. org/wiki/Bulimia_nervosa
6. Bulimia nervosa, signs, symptoms, treatment and help. http://www. helpguide. org/mental/bulimia_signs_symptoms_causes_treatment. htm
7. Bulimia symptoms. http://psychcentral. com/disorders/bulimia-bulimia-nervosa-symptoms/
8. Burke L. , Deakin V. Clinical sports nutrition, 2000.
9. Obesity and overweight. http://www. who. int/mediacentre/factsheets/fs311/en/
10. Overweight. http://en. wikipedia. org/wiki/Overweight
11. Overweight news, articles and information. http://www. naturalnews. com/overweight. html
12. Rexhepi A. Nutricioni dhe sportistët. Prishtinë, 2010.
13. Rexhepi A. Mjekësia Sportive. Prishtinë, 2008.

# Zekati dhe Sadekatul-fitri

**Xhafer Fejziu**

**Allahu xh.sh. në Kur'anin fisnik thotë: "Faleni namazin dhe jepni zekatin".**

Zekati është një prej pesë shtyllave mbi të cilat është ngritur Islami. Ai është ibadet që I kushtohet Allahut xh.sh. dhe është institucion mjaft i rëndësishëm për myslimanët. Përmes kryerjes së këtij detyrimi, myslimani pastron jo vetëm shpirtin e tij, por edhe pasurinë që ia ka dhuruar dhe ia ka lënë në shërbim Allahu xh.sh.. Në Kur'anin famëlartë, në më shumë se shtatëdhjetë vende, krahas namazit, Allahu xh.sh. ka përmendur edhe zekatin, e kjo vërteton vlerën dhe rëndësinë që ka ky ibadet dhe detyrim islam. Me dhënien e zekatit, myslimani mbron pasurinë e vet nga të papriturat, ndihmon të varfrin, edukon vetveten me bujari, zemërgjerësi, kultivon ndjenjën e solidaritetit dhe përgjegjësisë që ndien për çdo anëtar të bashkësisë shoqërore. Allahu xh.sh. në një ajet kuranor urdhëron e thotë: "Merr prej pasurisë së tyre lëmoshë, që t'i pastrosh me të dhe t'ua shtosh begatitë". (Et-Tevbe, 103).

Ibn Abasi transmeton se, kur Pejgamberi a.s. e dërgoi Muadh ibn Xhebelin në Jemen (si guvernator të tij), i pati thënë: "Po shkon tek një popull që janë ithtarë të Librit. Ftoji ata të pranojnë Shehadetin: "Nuk ka zot tjetër përveç Allahut dhe unë jam i Dërguari i Tij". Nëse e pranojnë dhe e deklarojnë këtë, thuaju që Allahu i Madhëruar i ka urdhëruar për pesë namaze gjatë ditës dhe natës. Nëse e pranojnë, thuaju gjithashtu se Ai i ka urdhëruar për sadaka nga pasuritë e tyre, e cila merret nga të pasurit e shoqërisë myslimane dhe u jepet të varfërve të tyre. Nëse e pranojnë edhe këtë, ki kujdes dhe mos e merr pasurinë më të dashur të tyre dhe frikësohu prej lutjes së atij që i është bërë padrejtësi, pasi nuk ka pengesë midis asaj dhe Allahut". Me një rast tjetër, Pejgamberi a.s. ka urdhëruar: "Kini dro Allahun, falni pesë kohët e namazit, agjëroni muajin e Ramazanit, jepni zekatin e pasurisë suaj dhe respektoni prijësit tuaj, do të hyni në Xhenetin e Zotit tuaj". Bazuar në ajetet kuranore dhe hadithet e Pejgamberit a.s., të gjithë dijetarët islamë kanë konfirmuar unanimisht se dhënia e zekatit është farz - detyrim për myslimanët që posedojnë pasuri, sasia e së cilës është e përcaktuar me norma të Sheriatit. Namazi është shtylla kryesore e fesë, kurse zekati është ura e Islamit. Me zbatimin e kësaj shtylle, kur njeriu jep zekatin, dëshmon vërtetësinë e besimit të tij që ka ndaj Allahut xh.sh.. Zekati është adhurim material, i cili ngërthen në vete urtësi. Ky kusht i Islamit luan rol shumë të rëndësishëm në jetën e përditshme të myslimanëve, një herë në sferën e marrëdhënieve shoqërore, pastaj në sferën e moralit, të politikës etj.. Zekat quhet një sasi e caktuar e pasurisë që myslimani, pas urdhrit të Zotit, jep në dobi të personit tjetër mysliman. Nëse besimi është detyrë shpirtërore, kurse namazi, agjërimi dhe haxhi detyra trupore, dhënia e zekatit është detyrë me pasuri. Prandaj juristët islamë zekatin e quajnë ibadet malije (adhurim me pasuri). Është obligim që Zekati të jepet në ar, në argjend, në monedha të metalta dhe prej letre, qofshin ato edhe si stoli. Sasia e këtyre mjeteve mbi të cilat bëhet detyrim - farz zekati, duhet të arrijë: për ar 85 gramë, për argjend 700 gramë. Kjo sasi quhet nisab dhe, sipas këtij nisabi, bëhet llogaria me mjete të tjera monetare. Abdullah b. Mesudi ka thënë: "Na është urdhëruar ta falim namazin dhe ta japim zekatin. Kush nuk e jep zekatin, ai nuk ka kurrfarë dobie nga namazi". Në lidhje me këtë çështje, gjykimin e vet e ka dhënë edhe Ibn Zejdi, i cili thotë: "Namazi dhe Zekati janë detyra

të prera fetare. Nuk ka kurrfarë ndryshimi midis tyre”. Pas këtyre fjalëve, Ibn Zejdi të pranishmëve u lexoi ajetin e Kur’anit: “Në qoftë se pendohen, e falin namazin dhe e japin zekatin, atëherë ata i keni vëllezër për nga feja”. (Et-Tevbe, 11).

**Kujt i takon zekati**

Se kujt i takon zekati, këtë e ka sqaruar Allahu xh.sh., i Cili urdhëron e thotë (Shih:Et-Tevbe, 60).

Në këtë ajet kuranor flitet për tetë kategori. Parashtrohet pyetja: A janë gjithnjë aktuale të gjitha këto kategori? Natyrisht që jo. Ndonjëherë është aktuale njëra e ndonjëherë një tjetër kategori, pra gjithnjë i jepet përparësi më të rëndësishmes. Muhamedi a.s. në kohën e tij përcaktonte përparësitë në varësi nga nevojat dhe rrethanat, një praktikë kjo që është ndjekur nga halifët dhe dijetarët myslimanë gjithnjë deri në ditët tona. Këtë çështje tek ne e rregullon dhe e përcakton Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës me ulemanë e saj, që mbështet faktin se Zekati dhe Sadekatul fitri i takon ekskluzivisht kategorisë “Fi sebilil-lah” –d.m.th. që zekati dhe sadaktul-fitri të jepen për kategorinë “Në Rrugën e Allahut”. Me fetvanë e përmendur, kjo kategori nënkupton ekskluzivisht Medresenë dhe Fakultetin e Studimeve Islame, sepse përkrahja e këtyre institucioneve nënkupton garantimin e jetës islame në trojet tona; me dhënien e Zekatit dhe Sadekatul-fitrit, ne japim ndihmë dhe kontribut për ruajtjen e Islamit në këto troje.

Detyrë tjetër dhe më e rëndësishme lidhur me Zekatin dhe Sadekatul-fitrin është se ai duhet dhënë në vendin e caktuar (kategorinë e caktuarë), në të kundërtën ai nuk është i ligjshëm dhe, rrjedhimisht, edhe obligimi nuk quhet i kryer.

Ka ndodhur në kohë të ndryshme edhe tek ne, që individë të caktuar të kenë zgjedhur vetë se ku dhe kujt t’ia jepnin Zekatin dhe Sadekatul- fitrin. Kanë pasur aq guxim sa të kenë dhënë vetë edhe fetva.(!) Dhe, ndonëse kanë proklamuar se gjoja po kujdesen për të afërmit etj. , veprimi i tyre në këtë mënyrë nuk është i ligjshëm, kurse detyrimin besimtarët nuk e kanë kryer.

Halifit të parë - H. Ebu Bekrit r.a., njëherësh i kishte vajtur një delegacion me udhëheqës nga të gjitha fiset e Nexhdit, me kërkesën që Halifi t’u lejonte të gjitha fiseve mbledhjen dhe shfrytëzimin e Zekatit, dhe ata të garantonin për lojalitetin dhe qetësinë e qëndrimit të tyre si udhëheqës, të cilët edhe më tutje qëndrojnë në Islam. H. Omeri r.a. dhe të tjerët e kishin këshilluar h. Ebu Bekrin r.a. që ta pranonte atë, duke parë rrezikun nga të gjitha anët. Me rëndësi është që kjo pari të qëndronte në Islam, së paku për një kohë të caktuar, edhe pse nuk paguanin Zekatin. H. Ebu Bekri, duke ditur se ku shpinin lëshimet e kryeparisë së padisiplinuar, u ishte përgjigjur shkurt dhe qartë udhëheqësve të delegacionit: “Nuk lejoj që nga Zekati (Sadekatul-fitri) të shkurtoni ose të mbani për vete asnjë dele. Kërkoj nga ju dhe nga paria juaj nënshtrim pa kurrfarë kushti, përndryshe u shpall luftë! Është fatkeqësi për ata që largohen nga rruga e drejtë”. Sadekatul-fitri bën pjesë në ibadet, që lidhet me dhënien materiale, të bazuar në Islam, si dhe zekati. Dhënia e Sadekatul-fitrit është urdhëruar në vitin e dytë sipas Hixhrit, para urdhrit të dhënies së zekatit. Është quajtur sadekatul- fitri për arsye se bëhet i obliguar në bazë të agjërimit të Ramazanit. Pamë se edhe në kohën e h. Ebu Bekrit njerëzit kishin shkaktuar përçarje e grindje, dhe ndaj tyre Ebu Bekri r.a. ishte i gatshëm të shkonte edhe në luftë. Në Kur’anin fisnik, ndërkaq, thuhet: “Merru nga pasuria e tyre Zekatin, që t’i pastrosh dhe t’i bekosh ata”. Shprehja “merru”, që është përdorur këtu, tregon pa dyshim se ai është institucioni që mbledh Zekatin dhe Sadekatul-fitrin dhe i cili posedon të drejtën mbi të. Pra, është e ligjshme marrja e zekatit nga ana e institucionit, i cili është i vetmi dhe ka të drejtë të përcaktojë përparësitë.

Për moskryerjen e zotimit të Zekatit, Sheriati parasheh tri lloje të dënimeve.

1. **Dënimi në këtë botë!**

Atij që nuk i jep Zekatin dhe Sadekatul-fitrin në vendin e duhur, Allahu xh.sh. do t’ia shkurtojë nimetet (begatitë). Në këtë kontekst, Muhamedi a.s. thotë: “Asnjë popull nuk mund të jetë i padënuar me urinë, nëse nuk përfill urdhrin e Allahut për dhënien e Zekatit. Imam Muslimi citon se ky hadith mund të kuptohet në dy mënyra:

a. Në qoftë se Zekati nuk jepet me kohë, atëherë Zekati është paraparë të jetë shkak për dështimin e pasurisë së mbetur.

b. Personi a individi që pranon të marrë Zekatin e nuk i takon sipas rregullës, do të përjetojë pasoja. Për shkak të këtij veprimi do t’i dështojë pasuria e tij e mbetur.

2. **Dënimi sheriatik!**

Ky kryhet nga organet kompetente, Halifi – ulul Emri. Ai përfshin personat që nuk japin Zekat, dhe atyre merret me forcë shuma prej 2. 5% bashkë me me një pjesë tjetër të pasurisë. Muhamedi a.s. thotë: ”Kush e jep Zekatin me qëllim që të arrijë shpërblim, do të shpërblehet, e kush e refuzon dhënien e tij, ne do t’ia marrim me dhunë dhe bashkë me të do t’i konfiskojmë edhe gjysmën e pasurisë”.

3. **Dënimi i Ahiretit!**

Muhamedi a.s. thotë: ”Kujt i jep Allahu kapital dhe nga ai nuk jep Zekat, në Ditën e Gjykimit pasuria e tij do të shndërrohet në gjarpër të madh helmues”. Me kryerjen e obligimit të dhënies së Zekatit, me kohë dhe me përpikëri, ndihmon drejtpërsëdrejti zhvillimin normal të rrethit tënd shoqëror, ndihmon shoqërinë të shpëtojë nga delikuenca e shkaktuar nga skamja si dhe perspektivën e jetës fetare…

O Allah, na bëj që të jemi nga ata që japin Zekatin dhe Sadekatul- fitrin në vendin e duhur dhe të jesh i kënaqur me ibadetin tonë.

(1).Fikhus-Sunneh, Sejid Sabik. (2) Pesë shtyllat e fesë Islame, grup autoresh, Shkup 1998. (3). Fikhu Hanefi, Vëll. 1, Abdulhamid Mahmud Tuhmaz.

# Koncepti i parasë dhe bankimit sipas Islamit

**Dr. Islam Hasani**

Mësimet islame sigurojnë filozofi dhe plan për njerëzit, që të jetojnë me të. Bazuar në universalizmin e mësimeve islame, që ato janë të aplikueshme në çdo kohë dhe çdo vend, edhe ligjet mbi ekonominë dhe financat islame duhet të bazohen në burimet e Sheriatit dhe të gjejnë aplikim në të gjitha kohët. Konceptet e financimit dhe investimit, si një pjesë shumë e rëndësishme e jetës së njeriut, shkojnë larg deri tek qytetërimet e hershme, e kjo tregon se kjo sferë është e pandashme me jetën e njeriut. Pjesë shumë e rëndësishme e ekonomisë në përgjithësi është koncepti i parasë dhe i bankimit si mjete kyçe për zhvillim në nivel mikro dhe makro.

**Koncepti i parasë**

Funksioni kryesore i bankave është të merren me para, gjegjësisht me kursime dhe huazime. Prandaj, para se të shpjegojmë për bankat dhe funksionimin e tyre, duhet t'i referohemi parasë si koncept. Është mirë që të kuptohet koncepti dhe roli i parasë, në mënyre që të kuptohet dallimi në mes bankimit islam dhe bankimit konvencional.

Përkufizimi tradicional i parasë thotë se paraja ka shumë funksione: është një njësi që ka rol llogaritjeje, është ndërmjetës i këmbimit, vlerë për kursim, standard për pagesa të vona dhe një komoditet (produkt)[1], i cili mund të shitet dhe mund të jepet me qira, dhe fitimi që del nga aktiviteti i shitjes së parasë për një çmim të ndryshëm apo nga dhënia me qira e parasë, është kamata (interesi), e cila konsiderohet edhe veçoria kryesore dalluese ndërmjet bankimit islam dhe atij konvencional.[2]

Nga perspektiva ekonomike islame, paraja konsiderohet si një ndërmjetës i ndërrimit të mallit, si vlerë për kursim dhe mjet për pagesa të vona.[3] Paraja duhet të funksionojë si një mjet që ndihmon prodhimin dhe tregtinë, e kurrsesi jo të konsiderohet produkt që mund të shitet a të jepet me qira dhe prej saj të fitohet kamatë pa bërë asnjë aktivitet ekonomik. Konsiderimi i parasë si një produkt në vetvete, është një mënyrë për ta bërë të varfrin më të varfër dhe të pasurin më të pasur pa bërë asgjë, po vetëm duke pritur kohën dhe duke marrë fitimin me çdo kusht. Dhënia e parasë me kamatë, do të thotë që ata (kredidhënësit) do të marrin më shumë para në të ardhmen, sepse ligji i garanton kredidhënësit kapitalin bazë dhe kamatën mbi shumën bazë. Kjo tregon se në sistemin financiar, bazuar në kamatë, paraja parashihet të lëvizë vetëm në një drejtim dhe gjithmonë të fitohet prej saj, pa marrë parasysh përfundimin e projektit.[4]

Në sistemin financiar islam, paraja i dorëzohet ligjit të ngritjes së vlerës dhe humbjes së vlerës. Paraja duhet të qarkullohet dhe të futet në biznes a prodhim, nga të cilat aktivitete mund t'i rritet vlera ose edhe mund t'i bjerë. Kur projekti përfundon me fitim, investitori merr prapë kapitalin bazë plus fitimin, që do të thotë se vlera e parasë së investuar është rritur, ndërsa, nëse projekti përfundon me humbje, investitori bartë një pjesë të rrezikut dhe bart humbjen, që do të thotë se parasë i ka humbur vlera.

Diskutimet rreth konceptit dhe rëndësisë së parasë si dhe nevoja për futjen e parasë në transaksionet ekonomike, kanë qenë edhe në fokusin e interisimit të dijetarëve të hershëm myslimanë të kohëve të ndryshme. Ekzistojnë shënime e të dhëna për mendimet e hershme rreth financave. Një dijetar shumë i njohur, i cili ka diskutuar konceptin dhe rolin e parasë, ka qenë edhe Gazaliu, autor i librit të njohur 'Ihja Ulumuddin'. Edhe pse kontributi i tij ka qenë më shumë në filozofi dhe sufizëm, ai ka dhënë kontribut edhe në shkencat e tjera, si në sociologji dhe ekonomi. Në fushën e ekonomisë, ai ka shtjelluar edhe nevojën e themelimit të një sistemi monetar të mirëfilltë. Nevojën për të pasur tregje dhe shitore, Gazaliu e shpjegon në këtë mënyrë:

"Nga nevoja për produkte dhe mjete lind nevoja për shitje, sepse zakonisht fermerët jetojnë në vende ku pajisjet e nevojshme për punën e tyre nuk janë në dispozicion, metalpunuesi dhe zdrukthëtari jetojnë në vende ku kultivimi i prodhimeve bujqësore nuk është i mundshëm. Kështu, fermeri ka nevojë për të dytë, kurse ata të dy kanë nevojë për fermerin. Njëra palë duhet t'i japë palës tjetër atë që ka në dispozicion, në mënyrë që të marrë nga pala tjetër atë që i nevojitet, dhe kjo merret një formë e këmbimit të mallrave. Porse, nganjëherë mund të ndodhë që zdrukthëtari të kërkojë produkte ushqimore nga fermeri në këmbim të mjeteve që ai prodhon, por fermeri nuk ka nevojë për mjetet e ofruara në atë kohë dhe nuk i merr ato. Mund të ndodhë edhe e kundërta, që fermeri të kërkojë mjete nga zdrukthëtari në këmbim të gjërave ushqimore, po ky i fundit të ketë ushqim të mjaftueshëm në atë kohë dhe të mos i duhen ato prodhime. Prandaj, interesat e të dyja palëve janë të paplotësuara. Si rezultat lind kërkesa për një vend shitjeje, i cili i bashkon të gjitha mjetet në një vend, pronari i të cilit i merr ato të gatshme dhe ua shet atyre që kanë nevojë për to. E njëjta gjë aplikohet edhe tek dyqanet, pronarët e të cilave blejnë misrin a prodhime të tjera nga fermerët dhe i mbajnë ato të gatshme për ata që kanë nevojë për prodhime të tilla. E tërë kjo çon në formimin e tregjeve dhe depove të ndryshme. Kur fermerët nuk kanë mundësi të gjejnë dikë që ka nevojë për prodhimet e tyre, ata ua shesin ato me një çmim më të lirë tregtarëve, të cilët në parashikimet e tyre për të bërë profit, i blejnë ato dhe presin për ata që do të kenë nevojë më vonë. E njëjta gjë vlen për të gjitha prodhimet dhe komoditetet".[5]

Nevojën e futjes se monedhës në procesin e ndërrimit të mallrave, Gazaliu e shpjegon si nevojë për të vënë drejtësi në tregti, duke marrë shembuj të thjeshtë:

"Për shkak të nevojës së ndërrimit të mallit, lind nevoja për të pasur një mjet. Sepse, si do ta dijë dikush që dëshiron të blejë ushqim në këmbim për një rrobë, kundërvlerën e saktë të ushqimit. Transaksionet e këtij lloji kërkohen në produkte të ndryshme, si p.sh rroba të shiten për ndërrim me ushqim, një shtazë të shitet për një këmbim me një rrobe. Përderisa janë gjëra që nuk janë të barabarta me njëra-tjetrën, lind nevoja për të pasur një udhëheqës të drejtë (një mjet) për të ndërmjetësuar të dy palët, duke i barazuar njërën me tjetrën, në mënyrë që të kërkohen shuma specifike. Pasi kërkesa për një ndërmjetës të tillë do të jetë e vazhdueshme, ky ndërmjetës duhet të jetë i qëndrueshëm, dhe gjërat më të qëndrueshme janë ato metalike, ndërmjetësi duhet të jetë i bërë nga ari, argjendi dhe bakri. Kjo kërkon shtypje, gdhendje dhe validim dhe, më tutje, kjo kërkon të ketë vend për shtypje (farkim) të parave dhe këmbimore.

**Karakteristikat e bankimit islam**

Karakteristikë bazë e bankimit islam është besimi në prezencën Hyjnore, e cila është shtytje kryesore për futjen e etikës në aktivitetet ekonomike. Myslimanët besojnë që janë në lidhje direkte me Zotin, i Cili sheh e dëgjon dhe shpërblen për punë të mira dhe ndëshkon për punë të këqija. Duke i ditur këto fakte, njeriu shpreson në ndihmën dhe bekimin e Zotit në çdo lëvizje të rëndësishme: ndihma ndaj të varfërve, jetimëve, moslejimit me kamatë në huadhënie, ruajtja e mjedisit etj., të gjitha këto aktivitete janë respekt ndaj Krijuesit dhe, për veprimin e tyre njeriu, shpreson shpërblimin e Tij. Kërkimi i kënaqësisë së Krijuesit është një forcë motivuese për të gjitha aktivitetet ekonomike për të mirën e shoqërisë.[6]

Qasja islame rreth ekonomisë bazohet në kornizë etike dhe shoqërore, përveç asaj ekonomike. Ajo prezanton lëvizjen e ekonomisë prej një ekonomie të bazuar në borxh në një ekonomi të bazuar në partneritet. Ekziston korniza e hallallit dhe haramit, nëpërmjet të cilave kanë për t'u praktikuar të gjitha aktivitetet ekonomike. Një aktivitet, i cili në ekonominë kapitaliste do të konsiderohej produktiv, për arsye se ka kërkesë dhe ka profit prej tij, si p.sh. pijet alkoolike, bixhozi, etj., është i papranuehëm në ekonominë islame, për shkak se është në kundërshtim me rregullat e Sheriatit. Qasja islame e biznesit është shumë e ashpër kur vihet në pikëpyetje lejueshmëria dhe legaliteti i biznesit. Dimensioni etik dhe moral janë të pandara në skemën e aktiviteteve financiare, qofshin ato në mënyrë institucionale apo dhe private.[7]

Bankimi islam është një sistem i financimit në mënyrë aksionare dhe i bartjes së rrezikut, jo vetëm një huadhënie dhe huamarrje. Kthimi (fitimi) bazohet në produktivitetin dhe suksesin e projektit. Ky sistem kërkon që të



gjithë aktorët ekonomikë të jenë aktivë dhe nuk lejon që një kategori të jetojë nga pasuria kur huadhënësi shfrytëzon huamarrësin. Ky është një dallim i madh nga sistemi kapitalist, në të cilin i tërë sistemi financiar bazohet në kamatë, dhe kamata e gjeneruar ndërton një klasë e cila bëhet barrë në progresin e shoqërisë dhe çon në humbjen e potencialeve produktive, gjë që është shenjë e padrejtësisë ekonomike dhe shoqërore.[8]

Dhe si përfundim, mund të thuhet se modelet islame të financimit, të përshtatura nga bankat dhe institucionet financiare islame, kanë arritur sukses mjaft të madh, ndonëse veprimtaria e tyre zhvillohet kryesisht në ambiente të ekonomisë konvencionale. Suksesi i bankave dhe institucioneve financiare islame është arritur me gjithë vështirësitë e caktuara, të shkaktuara nga mungesa e një mekanizmi të përshtatshëm ligjor dhe institucional, i cili do të mbështeste veprimtarinë e këtyre bankave. Nuk ka dyshim se, posa të kompletohet infrastruktura e përshtatshme institucionale, shkalla e suksesit të tyre do të jetë edhe më e madhe.

[1] Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, ( Kuala Lumpur : Dinamas, 2005), f. 45. [2] Gail E. Makinen, Money, Banking, and Economic Activity (New York: Academic Press, 1981) f. 8-13. [3] Shelag Heffernan, Modern Banking (West Sussex: John Wiley & Sons Ltd, 2005), f. 324. [4] Saiful Azhar Rosly, Critical Issues on Islamic Banking and Financial Markets, ( Kuala Lumpur : Dinamas, 2005), f. 45. [5] Sabri Orman, "Abu Hamid al-Ghazali on the Formation and Development of Economic, Social and Political Life", Al-Shajarah, Vol. 10. No. 1. 2005. p. 15. [6] Syed Nawab Haider Naqvi, Islam, Economics, and Society, (London: Kegan Paul International, 1994) f. 15. [7] Rafik Issa Bekun, Islamic Business Ethics, (Herndon: International Institute of Islamic Thought, 1995) f., 35. [8] Samir Abid Shaikh, "Islamic Banks and Financial Institutions: A Survey", Journal of Muslim Minority Affairs, Vol. 17, No.1, f.97.

# Gjeografia e shteteve islame

**Artan S. Mehmeti**

**Gjeografia e shteteve islame përfshin të gjitha shtetet anëtare të OBI-së. Në këtë studim janë përfshirë edhe shtetet të cilat, kohë pas kohe, kanë status vëzhgues, si dhe shtetet që nuk janë anëtare të OBI-së, por kanë përqindje të madhe të popullsisë myslimane (Sahara Perëndimore, Kosova, Tanzania etj.).**

**Pozita gjeografike**

Organizata për Bashkëpunim Islamik - OBI , është organizata e dytë më e madhe ndërqeveritare pas OKB-së. Në të janë anëtarësuar 57 shtete që shtrihen në katër kontinente - në Azi, Afrikë, Evropë dhe në Amerikën Latine. Shumica dërrmuese e tyre ndodhen në dy kontinente: Afrikë dhe Azi.[1] Bazuar në hartën nr. 1, shihet se në kontinentin e Afrikës ka 27 shtete ose 47, 37 %, në Azi 27 shtete ose 47, 37 %, në Amerikën Latine 2 shtete ose 3, 51 % dhe në Evropë 1 shtet ose 1,75 %. Në aspektin e shtrirjes gjeografike, shtetet e OBI-së shtrihen: në Afrikën Veriore (6 shtete ose 10, 53 %), në Afrikën Perëndimore (13 shtete ose 22, 81 %), në Afrikën Qendrore (3 shtete ose 5, 26 %), në Afrikën Lindore (5 shtete ose 8, 77 %), në Azinë Juglindore (3 shtete ose 5,26 %), në Azinë Jugore (5 shtete ose 8,77 %), në Azinë Jugperëndimore (14 shtete ose 24, 57 %), në Azinë Qendrore (5 shtete apo 8,77 %), në Amerikën Jugore (2 shtete ose 3,51 %) dhe në Evropën Jugore (1 shtet ose 1, 75 %). Sipërfaqja e OBI-së përfshin 29. 091. 707 km$^2$ ose përafërsisht ¼ e sipërfaqes kontinentale të botës, e cila ka afërsisht 149 milionë km$^2$. Numri i banorëve të shteteve të OBI-së arrin në 1. 614 miliard, që përbën 22. 9 % të numrit të përgjithshëm të popullsisë së botës prej 7.058 miliardë (viti 2012). Shih tabelën nr. 1. Bazuar në hartën politike të botës, shtetet e OBI-së shtrihen në të dy gjerësitë dhe në të dy gjatësitë gjeografike. Shtetet e OBI-së shtrihen midis 56, 40 të gjerësisë gjeografike veriore (Kazakistani) e 26, 80 të gjerësisë gjeografike jugore (Mozambiku) dhe 61,10 (Guajana) të gjatësisë perëndimore e 140, 540 (Indonezia) të gjatësisë gjeografike lindore. Pjesa më e madhe e OBI-së ndodhet në hemisferën veriore. Po ashtu pjesa më e madhe e OBI-së është në gjatësinë gjeografike lindore.[2] Shtetet e OBI-së kanë pozitë të përshtatshme gjeografike. Këtë pozitë më së miri ua mundëson shtrirja gjeografike në katër kontinente, shumica e shteteve shtrihen në qendër të globit tokësor, siç janë shtetet në Afrikën Veriore, në Afrikën Perëndimore, në Afrikën Lindore, në Azinë Jugperëndimore, në Azinë Qendrore dhe në Evropën Jugore.[3] Në hapësirën e OBI-së ndodhen edhe ngushticat më të rëndësishme, që shërbejnë si ura lidhëse në mes kontinenteve, si dhe nëpër to kalojnë rrugë të rëndësishme detare. Ngushticat e rëndësishme, që ndodhen në hapësirën e OBI-së, janë: 1. Ngushtica e Gjibraltarit, 2. Ngushtica e Dardaneleve, 3. Ngushtica e Bosforit, 4. Kanali Suezit (është kanal jonatyral, i hapur nga njeriu, për të bashkuar Detin Mesdhe me Oqeanin Indian si rruga më e afërt për Indi.), 5. Ngushtica e Otrantos etj.. Gjithashtu hapësira e OBI-së ka dalje në tre nga katër oqeanet sa ka gjithsej planeti i Tokës (Atlantik, Indian, Paqësor) dhe në një numër të madh detesh.[4] Kjo pozitë gjeografike i ka mundësuar hapësirës së OBI-së që nëpër këtë hapësirë të kalojnë rrugë të rëndësishme botërore, detare e ajrore. Kjo pozitë e përshtatshme ndikon që këtu të realizohen të ardhura të mira, që i bëhen trafikut botëror.[5]

**Shtetet e Botës Islame**

Organizata synon të jetë zëri i përbashkët i Botës Islame, e cila i mbron interesat e saj dhe siguron që progresi i mirëqenies së vendeve anëtare të

vazhdojë në një atmosferë paqeje ndërkombëtare.[6] OBI është themeluar më 25 shtator 1969, në samitin që u mbajt në Mbretërinë e Marokut. Mbajtja e samitit ishte rezultat i zjarrvënies në Xhaminë e shenjtë Al–Aksa, që ndodhet në Jerusalem, i cili sot ndodhet i pushtuar nga Izraeli. Që prej themelimit deri sot numri i shteteve është rritur nga 25 shtete themeluese në 57 shtete anëtare, sa ka sot organizata. Nevoja për themelimin e një organizate të tillë lindi si pasojë e rrethanave të krijuara pas Luftës së Parë Botërore, kur u shkatërrua edhe Kalifati (me shuarjen e Perandorisë Osmane që pasoi krijimin e shtetit të Turqisë), situata u rëndua pas humbjes së luftës 6-ditëshe në vitin 1967 të shteteve islame nga Izraeli. Kjo organizatë ka themeluar kartën e vet të të drejtave të njeriut, e njohur si Deklarata e Kajros mbi të Drejtat e Njeriut në Islam.[7] Gjuhë zyrtare të OBI-së janë: gjuha arabe, gjuha angleze dhe gjuha frënge. Selia e organizatës ndodhet në qytetin Xheda të Arabisë Saudite. OBI ka një delegacion të përhershëm në Kombet e Bashkuara.

Kjo organizatë paraqitet si përfaqësuese e përgjithshme e botëkuptimeve islame në botë.[8] Siç u cek edhe më lart, OBI ka gjithsej 57 shtete. Në kontinentin e Afrikës ndodhen 27shtete, në Azi 27 shtete, në Amerikën Latine 2 shtete si dhe në Evropë 1 shtet. Shtetet që ndodhen në kontinentin e Afrikës, janë: 1. Uganda, 2. Benini, 3. Burkina-Faso, 4. Çadi, 5. Tunizia, 6. Algjeria, 7. Ishujt e Bregut të Fildishtë (përfaqësohen nga flamuri i Bregut të Fildishtë), 8. Xhibuti, 9. Senegali, 10. Sudani (më 9 korrik nga Sudani është ndarë Sudani i Jugut, më shumicë të popullsisë krishtere katolike), 11. Siera- Leone, 12. Somalia, 13. Togo, 14. Gaboni, 15. Gambia, 16. Guineja, 17. Guineja Bisau, 18. Kameruni, 19. Libia, 20. Mali, 21. Egjipti, 22. Maroku, 23. Muaritania, 24. Mozambiku, 25. Najgeri, 26. Nigeria, 27. Ishujt Komore.

Shtetet që ndodhen në kontinentin e Azisë, janë: 1. Azerbajxhani, 2. Jordania, 3. Uzbekistani, 4. Afganistani, 5. Emiratet e Bashkuara Arabe, 6. Indonezia, 7. Irani, 8. Pakistani, 9. Bahrejni, 10. Brunei, 11. Bangladeshi, 12. Turqia, 13. Turkmenistani, 14. Arabia Saudite, 15. Siria, 16. Taxhikistani, 17. Iraku, 18. Omani, 19. Palestina, 20. Kirgistani, 21. Katari, 22. Kazakistani, 23. Kuvajti, 24. Libani, 25. Maldivet, 26. Malezia 27. Jemeni. Shtetet që ndodhen në kontinentin e Azisë, janë: 1. Surinami dhe 2. Guajana. Shteti që ndodhet në kontinentin e Evropës, është Shqipëria.

Përveç shteteve anëtare në OBI, janë edhe 5 shtete që nuk janë anëtare të kësaj organizate, por kanë statusin e vëzhguesit. Gjatë punimeve të kësaj organizate këto 5 shtete nuk kanë të drejtë vote në vendimmarrje. Shtetet vëzhguese të Organizatës për Bashkëpunim Islamik janë: 1. Rusia, 2. Republika e Afrikës Qendrore, 3. Tajlanda, 4. Bosnja e Hercegovina dhe 5. Qipro Veriore.[9]

Për shkak të luftës civile, e cila shpërtheu në Siri në vitin 2011 për ta larguar nga pushteti Bashar Al Asadin, OBI e ka suspenduar Sirinë nga organizata.[10]

Dy shtete tentojnë të anëtarësohen në OBI, mirëpo, për shkaqe politike me anëtarët e organizatës, pengohen të anëtarësohen. Shtetet që pengohen të anëtarësohen në OBI, janë: 1. India dhe 2. Pakistani. India shteti i 3-të me popullsi myslimane në botë, ka kërkuar nga OBI që të jetë pjesë e kësaj organizate si shtet me statusin e vëzhguesit. Kandidatura e Indisë është përkrahur nga disa shtete anëtare të OBI-së, duke përfshirë edhe Arabinë Saudite. Pakistani, shtet fqinj i Indisë, ka kundërshtuar dhe bllokuar kandidaturën e Indisë duke e kërcënuar OBI-në që, nëse India anëtarësohet në OBI, Pakistani do ta bojkotojë organizatën. Ministria e Punëve të Jashtme e Pakistanit, e argumentoi bllokimin e kandidaturës së Indisë në OBI, se është kundër rregullores së OBI-së, sipas së cilës një shtet që është në konflikt me një shtet anëtar të OBI-së, nuk mund të jetë kandidat për anëtarësim në OBI.[11]

Qeveria e Filipineve në vitin 2008 ka kërkuar t'i jepet statusi i shtetit vëzhgues në OBI. Kërkesa e qeveris së Filipineve është kundërshtuar nga Fronti Çlirimtar Kombëtar "Moro".[12] Fronti ÇlirimtarKombëtar "Moro" është një organizatë politike e themeluar në vitin 1969, që lufton për të arritur pavarësinë e rajonit Bangsamoro nga Filipinet.[13] Fronti Çlirimtar Kombëtar "Moro" prej vitit 1977 ka statusin e anëtarit vëzhgues në OBI dhe kundërshton anëtarësimin e Filipineve si anëtar vëzhgues me pretekstin se anëtarësimi i Filipineve është i panevojshëm.[14]

Për t'iu bashkuar OBI-së kanë kërkuar edhe disa shtete të tjera me popullsi shumicë jomyslimane.

Shtetet të cilat kanë kërkuar për t'u anëtarësuar në OBI, janë: 1. Republika e Afrikës Qendrore, është shtet anëtar më statusin e vëzhguesit në OBI, në vitin 2002 ka kërkuar për t'u bërë anëtare me status të plotë në OBI; 2. Ishujt Maritanus, më 2002 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI; 3. Brazili më 2008 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI; 4. Serbia më 2008 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI; 5. Republika Demokratike e Kongos më 2008 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI dhe më 2011 ka kërkuar për t'u bërë anëtare me status të plotë në OBI; 6. Nepali më 2008 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI; 7. Shri-Lanka më 2008 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI; 8. Bjellorusia më 2008 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI; 9. Kenia më v 2011 ka kërkuar për t'u bërë anëtare me status të plotë në OBI; 10. Republika Popullore e Kinës më 2012 ka kërkuar për t'u bërë anëtar me statusin e vëzhguesit në OBI.[15]

Disa shtete, edhe pse kanë përqindje të madhe të popullsisë myslimane, nuk janë

anëtare të OBI-së. Prej këtyre, e vetmja Bosnja e Hercegovina ka statusin e vëzhguesit. Këto shtete janë: 1. Sahara Perëndimore – 99, 6 % e popullsisë janë myslimanë (ndodhet në Afrikën Perëndimore, në OKB ka statusin e shtetit vëzhgues), 2. Ishujt Mayotte – 98, 8 % (këta ishuj ndodhen në Afrikën Lindore, janë koloni franceze që nga viti 1841. Ishujt Mayotte kanë 92 % të popullsisë me kombësi komoriane.[16]), 3. Bosnja e Hercegovina – 41, 6 % (është anëtar më statusin e vëzhguesit në OBI), 4. Eritreja – 36, 5 %, 5. Maqedonia – 34. 9 %, 6. Etiopia 33, 8 %, 7. Tanzania – 29, 9 %, 8. Kosova me rreth 91, 7 % (sipas regjistrimit të fundit në vitin 2001 sillet rreth 98 %; nuk njihet si vend i pavarur nga të gjitha shtetet anëtare të OBI-së, edhe pse është miratuar një rezolutë që u bënë thirrje shteteve anëtare që nuk e kanë njohur Kosovën, që ta njohin si shtet të pavarur). Nga ana tjetër, disa shtete anëtare kanë përqindje shumë të vogël në krahasim me shtetet që nuk janë anëtare të OBI-së. Këto shtete janë anëtare të OBI-së me të drejta të plota. Shtetet që janë anëtare të OBI-së, ndonëse kanë përqindje të vogël të popullsisë myslimane, janë: 1. Guajana – 7, 2 % e popullsisë janë myslimanë, 2. Gaboni – 9, 7 %, 3. Uganda – 12, 0 %, 4. Togoja – 12, 2 %, 5. Surinami – 15, 9 % dhe 6. Kameruni – 18, 0 %. Këtyre shteteve, për nga përqindja e popullsisë myslimane ua kalojnë edhe disa shtete të tjera që njihen si shtete jomyslimane. Këto shtete janë: 1. Mauritanusi me 19, 6 % të popullsisë myslimane, 2. Gana me 16. 1 %, 3. Bullgaria me 13, 4 % dhe 4. Gjeorgjia me 10. 5 %.[17]

Shteti me sipërfaqen më të madhe në OBI është Kazakistani (2. 724. 900 $km^2$), që është i 9 – ti në botë për nga sipërfaqja; pasojnë: Algjeria (2. 381. 741 $km^2$) dhe Arabia Saudite (2. 149. 690 $km^2$). Ndërkaq, me sipërfaqen më të vogël janë Maldivet (300 km2); pasojnë: Bahrejni (765 km2) dhe Ishujt Komore (1. 862 $km^2$). Indonezia është shteti islam që ka më së shumti banorë (afro 241 milionë banorë); pasojnë: Pakistani (afro 180. 4 milionë banorë) dhe Bangladeshi (152. 9 milionë banorë). Vetëm këto tri shtete përbëjnë 34, 5 % të numrit të gjithmbarshëm të banorëve të OBI-së. Ishujt Maldive është shteti me numrin më të vogël të banorëve (afro 300. 000 banorë); pasojnë: Brunei (400. 000 banorë), Ishujt Komore dhe Guajana me nga (800. 000 banorë). Shteti me përqindjen më të vogël të popullsisë myslimane është Guajana - me 7, 2 % të popullsisë. Shih tabelën nr.1.

[1] www. oic-oci. org [2] Marrë dhe përpunuar nga Literatura dhe hartat gjeografikei [3] Po aty [4] Po aty [5] Po aty [6] www. oic-oci. org [7] www. oicoci. org [8] Po aty [9] Po aty [10] Po aty [11] en. wikipedia. org [12] Po aty [13] en. wikipedia. org [14] http://en. wikipedia. org [15] Po aty [16] en. wikipedia. org [17] hfeatures. pewforum. org [18] Population Reference Bureau, 2012 World Population Data Sheet (Most Populous Countries, 2012 and 2050). F. 6 –9

Tabela 1. Disa të dhëna për Shtetet anëtare të Organizatës për Bashkëpunim Islamik

| Shteti | Viti | Sip. $km^2$ [18] | N. pop. Milion. 2012[19] | % e muslimanëve më 2010[20] |
|---|---|---|---|---|
| Afganistani | 1969 | 652. 230 | 33. 4 | 99. 8 |
| Algjeria | 1969 | 2. 381. 741 | 37. 4 | 98. 2 |
| Azerbajxhani | 1991 | 86. 600 | 9. 3 | 98. 4 |
| Arabia Saudite | 1969 | 2. 149. 690 | 28. 7 | 97. 1 |
| Bahrejni | 1970 | 765 | 1. 3 | 81. 2 |
| Bangladeshi | 1974 | 147. 570 | 152. 9 | 90. 4 |
| Benini | 1982 | 112. 622 | 9. 4 | 24. 5 |
| Brunei | 1984 | 5. 765 | 0. 4 | 51. 9 |
| Burkina- Faso | 1975 | 272. 967 | 17. 5 | 58. 9 |
| Bregu i Fildishtë | 2001 | 322. 463 | 20. 6 | 36. 9 |
| Çad | 1969 | 1. 284. 000 | 11. 8 | 55. 7 |
| E. B. Arabe | 1970 | 83. 600 | 8. 1 | 76. 0 |
| Egjipti | 1969 | 1. 002. 000 | 82. 3 | 94. 7 |
| Gaboni | 1974 | 267. 668 | 1. 6 | 9. 7 |
| Gambia | 1974 | 11. 295 | 1. 8 | 95. 3 |
| Guineja | 1969 | 245. 857 | 11. 5 | 84. 2 |
| Guineja Bisau | 1974 | 36. 125 | 1. 6 | 42. 8 |
| Guajana | 1998 | 214. 969 | 0. 8 | 7. 2 |
| Indonezia | 1969 | 1. 904. 569 | 241. 0 | 88. 1 |
| Irani | 1969 | 1. 648. 195 | 78. 9 | 99. 6 |
| Iraku | 1976 | 438. 317 | 33. 7 | 98. 9 |
| Ishujt Komore | 1976 | 1. 862 | 0. 8 | 98. 3 |
| Jemeni | 1986 | 527. 968 | 25. 6 | 99. 0 |
| Jordania | 1969 | 89. 342 | 6. 3 | 98. 8 |
| Kameruni | 1975 | 475. 442 | 20. 9 | 18. 0 |
| Katari | 1970 | 11. 586 | 1. 9 | 77. 5 |
| Kazakistani | 1995 | 2. 724. 900 | 16. 8 | 56. 4 |
| Kuvajti | 1969 | 17. 818 | 2. 9 | 86. 4 |
| Kirgizia | 1992 | 199. 951 | 5. 7 | 88. 8 |
| Libani | 1969 | 10. 452 | 4. 3 | 59. 7 |
| Libia | 1969 | 1. 759. 540 | 6. 5 | 96. 6 |
| Malajzia | 1969 | 330. 803 | 29. 0 | 61. 4 |
| Ishujt Maldive | 1976 | 300 | 0. 3 | 98. 4 |
| Mali | 1969 | 1. 240. 192 | 16. 0 | 92. 4 |
| Mauritania | 1969 | 1. 025. 520 | 3. 6 | 99. 2 |
| Maroku | 1969 | 446. 550 | 32. 6 | 99. 9 |
| Mozambiku | 1994 | 801. 590 | 23. 7 | 22. 8 |
| Nigeri | 1969 | 1. 267. 000 | 16. 3 | 98. 3 |
| Nigeria | 1986 | 923. 768 | 170. 1 | 47. 9 |
| Omani | 1970 | 309. 500 | 3. 1 | 87. 7 |
| Pakistani | 1969 | 881. 912 | 180. 4 | 96. 4 |
| Palestina | 1969 | 6. 220 | 4. 3 | 97. 5 |
| Senegali | 1969 | 196. 722 | 13. 1 | 95. 9 |
| Sierra-Leone | 1972 | 71. 740 | 6. 1 | 71. 5 |
| Somalia | 1969 | 637. 657 | 10. 1 | 98. 6 |
| Sudani | 1969 | 1. 861. 484 | 33. 5 | 71. 4 |
| Surinami | 1996 | 163. 820 | 0. 5 | 15. 9 |
| Siria | 1970 | 185. 180 | 22. 5 | 92. 8 |
| Shqipëria | 1992 | 28. 748 | 2. 8 | 82. 1 |
| Taxhikistani | 1992 | 143. 100 | 7. 1 | 99. 0 |
| Togoja | 1997 | 56. 785 | 6. 0 | 12. 2 |
| Tunizia | 1969 | 163. 610 | 10. 8 | 99. 8 |
| Turkmenistani | 1992 | 488. 100 | 5. 2 | 93. 3 |
| Turqia | 1969 | 783. 562 | 74. 9 | 98. 6 |
| Uganda | 1974 | 241. 550 | 35. 6 | 12. 0 |
| Uzbeksitani | 1995 | 447, 400 | 29. 8 | 96. 5 |
| Xhibuti | 1978 | 23. 200 | 0. 9 | 97. 0 |
| GJITHSEJ | | 29. 091. 707 | 1. 614 MILIARD | |

# SENEGALI

**Mr. sc. Samir B. Ahmeti**

**Pozita gjeografike**

Republika e Senegalit është një shtet afrikan që ndodhet në këndin perëndimor të kontinentit, përkatësisht në brigjet e oqeanit Atlantik. Senegali nga veriu kufizohet me Mauritaninë në një gjatësi deri në 813 km, nga lindja me Malin në një gjatësi prej 419 km, nga jugu me Guinenë në një gjatësi prej 330 km, po ashtu nga jugu me Guinea Bisao-n me një gjatësi deri në 338 km dhe me Gambian në një gjatësi prej 740 km. Gambia është republika që rrëmben territore të Republikës së Senegalit, dhe ajo shtrihet brenda territorit të Senegalit me një gjatësi prej 475 km dhe me një gjerësi që nuk tejkalon 60 km. Pra, Gambia është shteti i cili, në aspektin e shtrirjes gjeografike, ndan Senegalin në dy pjesë: Pjesa veriore dhe Pjesa jugore. Kontakti mes këtyre dy pjesëve të Senegalit nuk bëhet përveçse duke kaluar nëpër Republikën e Gambias, ose duke përdorur ndonjë alternativë tjetër të largët përreth[2].

Në Senegal mbizotëron klimë tropikale, e nxehtë dhe me lagështi, Gjatë stinës së shirave, që zgjat nga muaji maj e deri në muajin nëntor – mbretërojnë erëra të rënda jugore-lindore. Ndërkaq, stina e thatësisë, që zgjat nga muaji dhjetor deri në muajin prill – manifestohet me ngritje të temperaturës, me thatësi dhe me erëra stinore. Temperaturat në brigjet bregdetare të vendit janë mesatare, kurse në rajonet jugore të vendit manifestohen reshje atmosferike[3].

Dakar: Kryeqyteti i Senegalit- shtrihet në pjesën perëndimore të vendit, përkatësisht në bregun e oqeanit Atlantik. Dakari konsiderohet prej porteve më të rëndësishme në oqeanin Atlantik, bazë detare dhe urëlidhëse me vlerë për linjat ajrore ndërlidhëse me Amerikën Jugore dhe me Jugun e Afrikës. Ky qytet konsiderohet qendër e rëndësishme tregtare, kulturore dhe industriale; nga mallrat më të rëndësishme të tregtisë janë kikiriki, lëkurat, peshku dhe artikuj të ndryshëm ushqimorë. Dakari në vitet pesëdhjeta (të shekullit të shkuar) ka qenë kryeqytet i Afrikës Franceze dhe rezidenca e udhëheqësit të përgjithshëm francez. Ndërkaq, kur vendi fitoi pavarësinë, u bë kryeqytet (më parë ishte San Louis). Numri i banorëve të këtij qyteti arrin afërsisht deri 2. 000. 000 banorë (sipas vlerësimeve statistikore të vitit 2000)[4].

**Të dhëna statistikore[1]:**
- Emri ndërkombëtar në anglisht: Republic of Senegal.
- Emri zyrtar: Republika e Senegalit.
- Sistemi i qeverisjes: Republikan.
- Sipërfaqja: 196, 723 km².
- Numri i banorëve: 12. 855. 153 (2011).
- Dendësia: 65. 3 (banorë në 1 km²).
- Feja: Myslimanë 94%, të krishterë 5% dhe besime afrikane të vendit 1%.
- Kryeqyteti: Dakar (konsiderohet qyteti më i madh i vendit).
- Qytete të tjera: Touba, Thies, Rufisque, Kaolack, Ziguinchor, Saint-Louis, M'Bour, etj.
- Grupet etnike: Wolof 43. 3%, Polar 23. 8%, Serer 14. 7%, Jola 3. 7, Mandinka 3%, Soninke 1. 1%, evropianë dhe libanezë 1% dhe etni të tjera 9. 4%.
- Gjuhët kryesore: Frënge (gjuhë zyrtare) dhe gjuhët vendëse, prej tyre më e folura Wolof.
- Njësia monetare: Frangu i Afrikës së Mesme (1. 00 XOF = 0. 0015 EUR).
- Data e pavarësisë: 4 prill 1960 (nga Franca)
- Festë kombëtare: 4 prill 1960 (Dita e shpalljes së Pavarësisë së vendit).

**Përhapja e fesë Islame në Senegal**

Përcaktimi i kohës së hyrjes së Islamit në Senegal nuk është i lehtë, ngase Islami në Afrikë nisi të depërtonte nga dy anë, përmes Magrebit dhe Abisinisë, e mandej u përhap në tërë kontinentin afrikan. Mirëpo, historikisht është e sigurt dhe e qëndrueshme se shumica e afrikanëve myslimanë nuk e kanë përqafuar Islamin përmes fushatave ushtarake, por përmes karvaneve të tregtarëve dhe pedagogëve myslimanë. Megjithatë, thirrja islame kishte arritur në brigjet e lumit Senegal përmes myslimanëve të Marokut, d. m. th. nga Veriu i vendit. Mandej, Islami filloi të përparonte edhe në drejtim të jugut, ku u përhap në mesin e fiseve Zenxhije – vendëse. Faktor i rëndësishëm që luajti rol në lehtësimin e përhapjes së Islamit në këto zona, ishte edhe natyra e banorëve nomadë dhe baritorë, për shkak të lëvizjeve të tyre të zakonshme, duke bartur dhe përhapur Islamin kudo që ata lëviznin. Pastaj, Feja Islame vazhdoi të përhapej edhe në pjesët lindore dhe jugore të Senegalit, për të depërtuar në zonat e brendshme të vendit. Gjithashtu, në këtë drejtim rol të konsiderueshëm

kanë luajtur edhe murabitët (1056 – 1147 miladi), të cilët, me synimin e tyre për të përhapur Islamin në ato rajone, ata lidhën kontakte reciproke me grupe myslimane nga banorë vendës, kurse këta të fundit, me interesim të veçantë, kontaktonin me vëllezërit e tyre myslimanë përmes shkretëtirës. Po ashtu, ka edhe faktorë të tjerë, që ndihmuan në përhapjen e Islamit në Senegal, duke përfshirë këto: Qartësia e besimit islam dhe përshtatshmëria e saj me natyrshmërinë njerëzore, përkatësisht thjeshtësia dhe lehtësimi i tij. Gjithashtu, në përhapjen e Fesë Islame në këto rajone një ndikim të rëndësishëm luajtën edhe pedagogët dhe predikuesit myslimanë. Një prej udhëpërshkruesve evropianë ka vërejtur se, si thirrës të bardhë myslimanë që dinë shkrim-lexim, kishin ardhur nga vende të largëta drejt këtyre zonave, me synimin për të hyrë zezakët në Fenë Islame përmes predikimit, e kjo dëshmon për transparencën e mësimeve islame dhe kontributin e çmuar që dhanë pedagogët myslimanë gjatë përcjelljes së Islamit tek të tjerët nëpër kohë të ndryshme[5].

### Historia e Senegalit

Historia e Senegalit është e lidhur me disa nga vendet fqinje, andaj diku në shekujt X e XI ishin themeluar lidhjet në mes Senegalit dhe Afrikës Veriore. Mandej, në shekullin XV, për herë të parë eksploruesit portugezë kishin vizituar Senegalin dhe aty kishin ngritur stacione pranë brigjeve të lumit Senegal. Pastaj, në vitin 1650 francezët ngritën koloninë e parë franceze në Sant Louis. Ndërkaq, në shekujt XVII e XVIII, në saje të tregtarëve evropianë, u shtua tregtia e eksportimit të skllevërve, e fildishit dhe e arit. Britanezët në periudha të ndryshme kohore historike kishin mbizotëruar në disa pjesë të Senegalit, por francezët nxituan dhe e pushtuan vendin në vitin 1840. Pastaj, në vitin 1860 u realizua ngritja e qytetit Dakar dhe në vitin 1902 vendi u bë pjesë e Afrikës Perëndimore Franceze, me Dakarin kryeqytet. Mandej, në vitin 1946, Senegali u bë një nga territorret franceze përtej detit, me Këshillin e vet të veçantë Legjislativ dhe me përfaqësim parlamentar në Parlamentin Francez. Kurse, më 1948 Leopold Senghor themeloi bllokun demokratik senegalez të luftës për pavarësi. Në vitin 1960 vendi arriti pavarësinë brenda Unionit Federal të Malit, por dy muaj pas formimit të këtij Unioni, Senegali u tërhoq nga ky bashkim dhe Senghori, udhëheqësi i partisë Bashkimi Përparimtar Socialist Sengalez, u bë kryetar i vendit. Mirëpo, ndikimi politik dhe ekonomik francez në këtë vend mbeti edhe më tej i fortë[6].

### Gjendja ekonomike

Kultura bujqësore dhe degët e saj shoqëruese janë artizanatet themelore të senegalezëve. Në këtë kulturë punojnë 70% e popullatës dhe 12% e tyre punojnë në industri. Prodhimet më të rëndësishme në Senegal janë: kikiriki, që zë 21% të sipërfaqes së tokës bujqësore, pastaj vijnë peshkimi, kallami i



sheqerit, orizi, misri dhe pambuku. Meqë peshkimi nga të degët që sjellin të ardhura renditet në vendin e dytë menjëherë pas kikirikit, vlen të theksojmë se brigjet detare të Senegalit dhe të Mauritanisë konsiderohen nga zonat më të mëdha për nga sasia e gjuajtje së peshkut, bile dhe nga vendet më të famshme të peshkimit në botë. Në vendin e tretë renditet turizmi: Brigjet bregdetare dhe pyjet e Senegalit llogariten nga vendet më të bukura dhe më të përshtatshme për gjueti, sidomos për evropianët[7].

(1) Vladimir Zoto Enciklopedi gjeografike e botës, f. 203, 204. Dasara, 2007, Tiranë. Amir B. Ahmeti; Atlas i Botës Islame, f. 54, 55. Logos-a, 2009, Shkup. (2) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; El Vexhiz fi Gjugrafia El Alem El Islami, f. 236. Dar Alem El Kutub, 1997 , Rijad. (3) www. ebnmisr. com. (4) Amine Ebu Haxher; Mewsuatu-l- Muduni-l- Islamij-jeti, f. 310, 311. Daru Usame, 2010, Aman, Jordani. (5) Dr. Muhammed Mahmud Es-serjani; f: 237. www. hadielislam. com. (6) Muhammed Atris; Muxhem Buldan El Alem, f. 88, 89. Mektebetul Adab, 2007, Kajro. (7) www. hadielislam. com.

# Turqia dhe "komploti" ndërkombëtar

**Mr. Qemajl Morina**

**Protestat paqësore në Turqi, të cilat filluan në mbrojtje të Gezi-parkut në lagjen Taksim të Stambollit, shumë shpejt u shndërruan në demonstrata të dhunshme dhe shkatërrimtare. Për këtë arsye, ato, nga pozita, dhe në mënyrë të veçantë nga Kryeministri Rexhep Tajib Erdogan, u quajtën "komplot" ndërkombëtar me qëllim të destabilizimit të shtetit turk dhe të shoqërisë turke.**

Këtë e bëri të njohur Kryeministri turk në fjalimin e tij drejtuar përkrahësve të tij në tubimin njëmilionësh në Stamboll dhe gjysmëmilionësh në Ankara. Rexhep Tajip Erdogan, për destabilizimin e Turqisë aty akuzoi Qendrat për Hulumtime e Studime Strategjike të Perëndimit, në bashkëpunim me disa forca vendore, me qëllim të rrëzimit të qeverisë për "drejtësi dhe zhvillim". Kështu, ditë më parë, Rexhep Tajip Erdogan deklaroi: "Edhe pse ne u morëm vesh për zgjidhjen e problemit dhe morëm premtimin që demonstruesit ta lirojnë sheshin "Taksim", u habitëm nga zvarritja dhe presionet që u bëheshin atyre, nga jashtë, për të qëndruar në shesh. "Shteti nuk është lojë në duar të tyre dhe ai është në gjendje t'i mbrojë interesat e vendit", - pohoi Kryeministri turk para aderuesve të tij. Sipas Erdoganit, qëllimi i tërë kësaj është fakti që dikë po e pengon përparimi i madh ekonomik i Turqisë. Me këtë rast mjafton të përmendim vetëm projektet e muajit maj të këtij viti, të cilat pa dyshim nxisin xhelozinë e shumë të huajve dhe bashkimin e tyre kundër interesave të Turqisë: Projekti i ndërtimit të Aeroportit të tretë ndërkombëtar të Stambollit, me vlerë prej 46 miliardë dollarë amerikanë; Nënshkrimi i Kontratës për ndërtimin e Qendrës së tretë për energji bërthamore me vlerë prej 22 miliardë dollarë amerikanë; Ngritja e Urës së tretë të më të madhe në botë, me vlerë prej 2. 5 miliardë dollarë amerikanë; Ngritja e bursës në numrin më të lartë të saj prej 93 pikësh; Suficiti i Bankës Qendrore të Turqisë arriti në 135 miliardë dollarë; Pagesa e të gjitha detyrimeve ndaj Bankës Botërore dhe refuzimi i Turqisë për nënshkrimin e kontratave të reja në cilësinë e huamarrësit por huadhënësit; Përfundimi i luftës qytetare në juglindje të Turqisë dhe nisma e re lidhur me çështjen kurde".

**Pse sulmohet Turqia**

Erdogani shpërtheu hidhërimin e tij ndaj ndërmarrjeve më të rëndësishme të informacionit perëndimor, duke i ftuar ato që të transmetojnë, qoftë edhe për pak minuta, ndodhitë e festivalit të Stambollit, në vend që të transmetojnë drejtpërdrejt dhe për orë të tëra ngjarjet e Gezi-parkut si dhe ballafaqimet në mes policisë dhe demonstruesve. Erdogani nuk mundi të përmbante veten edhe ndaj 'nxitimit' të Parlamentit Evropian për ta kritikuar lidhur me metodën e ballafaqimit të Qeverisë turke me demonstruesit. Për këtë fakt, ai akuzoi Parlamentin Evropian për përdorim të standardeve të dyfishta: Sulmon Turqinë që nuk është ende anëtare e BE-së, ndërkohë që injoron ngjarjet në Greqi, Angli dhe Gjermani.

Mirëpo, akuzat më të drejtpërdrejta dhe më të ashpra erdhën nga kryetari i qytetit të Ankarasë, Melih Gokshak, i cili, në një prononcim për medie, deklaroi: "Humbjet e shkaktuara nga demonstratat, vetëm në kryeqytetin e Turqisë, deri tash tani tejkaluan 15 trilionë lira turke". Ai akuzoi shumë personalitete botërore, në krye të tyre Xhorxh Sorosin dhe ndërmarrjet e tij, të cilat, në bashkëpunim me qendrat kryesore të vendosjes në kryeqendrat botërore perëndimore, po përgatit, financon dhe po mbikëqyr plane kundër Turqisë. Mirëpo, befasia e Gokshakut ishte thirrja e tij e hapur e organeve të gjyqësisë për ta hulumtuar deri në detaje rolin e Partisë Popullore Republikane Shekulare në opozitë, e Ataturkut, kryetarin e saj si dhe disa zëvendës të tij në përgatitjen dhe zbatimin



e këtij plani. Ai shkoi aq larg, saqë kërcënoi me ndalimin e tij nëse vërtetohet se në një mënyrë a në një tjetër të ketë marrë pjesë në komplotin kundër Turqisë. Ai shtroi pyetjen:" Cilat janë lidhjet në mes mbrojtjes së drunjve të një parku dhe vënies së zjarrit në autobusë të sektorit publik si dhe sulmeve ndaj dyqaneve dhe objekteve shtetërore? Kush është ai që financoi një pianist perëndimor, i cili qëndroi në mes të sheshit ditë të tëra në shenjë solidariteti me demonstruesit?. "Qeveria për "Drejtësi dhe Zhvillim", me gjithë kritikat e shumta, nuk prajti së përdoruri gazin lotsjellës dhe përdorimin e forcës nga ana e policisë. Sipas saj, njerëzit e mbledhur në shesh ndaheshin në tri grupe: I pari, një numër shumë i vogël, që vërtet është në mbrojtje të natyrës dhe ambientit. I dyti, ka për qëllim të nxisë dhe të shkatërrojë. I treti, do ta shfrytëzojë situatën dhe të vijë në pushtet.

Sipas shumë analistëve çështja ka të bëjë me axhendën islamike të Kryeministrit turk Tajip Rexhep Erdogan, e cila nuk shihet me sy të mirë nga shumë qarqe perëndimore dhe sosh vendore, të cilat janë kundër shuarjes së ideologjisë laike të Qemal Ataturkut.



# Islami është vlerë për Kosovën dhe Evropa duhet ta pranojë Kosovën pikërisht për këtë shkak

**Jahir ef. Beqiri**

**Intervistë me Presidentin e organizatës "Europian Muslims League" Alfredo Maiolese, me rezidencë në Bernë (Zvicër)**

Ishte ditë e mërkurë , 15 maj 2013, koha e faljes së namazit të sabahut. Pas përfundimit të namazit, dhamë selam u kthyem nga xhemati. Përveç atyre që janë të rregullt në namazin e sabahut, vumë re dhe një xhematli të panjohur. Pasi përfunduam tespitë dhe deshëm të përshëndeteshim me xhematin, u afrua xhematliu i panjohur për ne, u përshëndetëm me selam dhe filluam të bisedonim. Kisha përshtypjen se mund të ishte nga Turqia ose nga ndonjë shtet arab. E pyeta në gjuhën arabe nga ishte e ai ma ktheu po në gjuhën arabe se vinte nga Italia. Unë insistova dhe ai më tha se ishte italian që kishte përqafuar Fenë Islame. Ndonëse ora ishte 04:45, pata dëshirë të pinim kafe dhe të vazhdonim bisedën, por u morëm vesh që të takoheshim në hotelin Sara pranë xhamisë, pas namazit të akshamit të nesërmen. I propozova të zhvilloja një intervistë me të për revistën "Dituria Islame" dhe ai e pranoi me kënaqësi.

*D.I. A mund të na tregoni si e kishit emrin para pranimit të Islamit?*
Alfredo: Unë edhe sot në dokumentet personale mbaj emrin Alfredo Maiolese, por pasiqë e pranova Islamin, quhem Fejsal.

*D.I. Kur i pate kontaktet e para me Islamin?*
Alfredo: Isha 17 vjeçar kur u shoqërova me një shok të besimit islam.

*D.I. Si të lindi ideja dhe pse e braktisët fenë tuaj dhe u bëtë mysliman?*
Alfredo: Isha në një kurs të gjuhës angleze në Angli dhe aty u takova me një nxënës nga Arabia Saudite, që quhej Abdullah. Ai, edhe pse ishte në moshën time, ishte i pjekur dhe të linte përshtypjen e një njeriu të formuar. Për herë të parë dëgjova prej tij që myslimanët nuk pinë alkool nuk e hanë mishin e derrit, nuk pinë duhan, drogë etj.. Dukuri këto që tek ne kanë marrë përmasa të mëdha, si përdorimi i alkoolit e i drogës dhe shkuarja në diskoteka.

*D.I. Më pastaj çfarë mësove për Islamin?*
Alfredo: Nuk dija asgjë, kisha bindjen se është fe e luftës, e terrorizmit dhe e vuajtjeve...

*D.I. Më përpara ke qenë katolik i devotshëm apo jo?*
Alfredo: Po, isha i rregullt, pasi isha në një kolegj të priftërinjve françeskan, ku çdo mëngjes zgjoheshim herët dhe, para se të shkonim në shkollë, duhej të luteshim në kishë.

*D.I. Si ndodhi që u bëtë Mysliman?*
Alfredo: Sjellja e Abdullahut më linte përshtypje të mira për Islamin. Ne vendosëm me Abdullahun të shkonim në shëtitje në Egjipt dhe shkuam në Kajro. Atje pashë për herë të parë Abdullahun duke u falur. Vizituam disa xhami dhe mënyra e faljes më linte përshtypje e unë pranova me lehtësi se vetëm Allahu është Zot, por Muhamedin resulullah nuk e kuptova. U kthyem në Angli me një përshtypje të mirë për Islamin dhe vendosëm të shkonim për shëtitje në Arabinë Saudite gjegjësisht në vendlindjen e Abdullahut, në Riad. Aty shkuam bashkë më Abdullahun në xhami dhe ... sa m'u shtua dëshira për Islamin! Shkuam në shtëpinë e Abdullahut dhe disi, sa herë e thosha dëshminë La ilahe il-lellah ndieja në vetvete një




kënaqësi dhe lehtësi në trupin tim, dhe disi nuk më zuri gjumi tërë natën... E thirra Abdullahun dhe i tregova e biseduam gjatë deri në mëngjes... I thosha Zotit më jep një shenjë, se unë jam në rrugë të drejtë dhe, kur shkuam në xhami, Abdullahu më tha: "Fol me këtë njeri, sepse unë jam arab mysliman, po ky është joarab, një filipinas që ishte bërë mysliman. U përshëndetëm dhe filluam të bisedonim.

*D.I. Si italian, a kishit problem që u konvertuat mysliman dhe a ju pengon sot në pozitën tuaj në shoqërinë italiane si mysliman?*
Alfredo: Unë jam evropian dhe Europa është kombinim kombesh e kulturash që kanë qëllim të sjellin zhvillim. Në Evropë sot ka liri mendimi, liri besimi liri e shprehjeje, liri lëvizjeje. Nuk ka rëndësi besimi im me pozicionin shtetëror. Shteti është laik dhe nuk ka të bëjë me besimin.

*D.I. Cili është profesioni juaj aktual në Itali?*
Alfredo: Unë jam profesor ekonomie dhe kam marrë doktoraturën edhe për të Drejtën Ndërkombëtare dhe ndonjëherë shkoj në Gjenova e jap mësim aty për Islamin dhe kuptimin e kësaj feje.

*D.I. Pse e braktisët fenë e krishterë?*
Alfredo: Sepse ajo fe më shumë është e thatë, duhet t'i pranosh gjërat edhe pse s'të fle shpirti apo nuk ta kap logjika.

*D.I. Çfarë thoshin priftërinjtë për Islamin në ligjëratat e tyre në kisha?*
Alfredo: Unë asnjëherë s'i kam dëgjuar që gjatë predikimit të flasin për Islamin.

*D.I. Në cilin vit e keni pranuar Islamin?*
Alfredo: Ishte viti 1992-93.

*D.I. Sa është numri i Italianëve që kanë përqafuar Islamin?*
Alfredo: Numri i tyre varion, por mendoj se arrin në 300.000 mijë, po në Itali ka rreth tre milionë myslimanë.

*D.I. A mendoni se Kosovën e pengon përkatësia islame e popullatës shumicë për integrimin Evropian?*
Alfredo: Jo, jo. Islami është vlerë për Kosovën dhe Evropa duhet ta pranojë Kosovën pikërisht për këtë shkak.

**Shënim**

Maiolese ka përvojë të gjatë në dialogun në mes Italisë dhe Lindjes së Mesme. Ai u konvertua në Islam para 20 vjetësh dhe është ekspert në marrëdhëniet ndërkombëtare dhe ambasador i paqes. Ka gradën shkencore në marrëdhënie ndërkombëtare, ka një karrierë të bujshme politike e diplomatike, është përfaqësues i Ministrisë së Vakëfit dhe çështjeve islame të Kuvajtit në Qeverinë Italiane. Është këshilltar fetar në qeverinë lokale të Gjenovas, zëdhënës i komunitetit mysliman në Gjenova, President i akademisë diplomatike të Gjenovas, anëtar i Akademisë diplomatike (Angli), anëtar i këshillit akademik të Universitetit të paqes (Zvicër). Ka mbajtur një sërë ligjëratash në universitete të shteteve të ndryshme: në Itali, Kuvajt e gjetiu. Zotëron gjuhën frënge, angleze dhe arabe dhe gjuhën italiane që e ka amtare.

## PRITJE URIMI NGA MYFTIU I KOSOVËS ME RASTIN E FESTËS SË FITËR-BAJRAMIT

Sikur është bërë traditë tashmë, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, me rastin e festës së Fitër-Bajramit, nga ora 9-12, në selinë e Kryesisë së BIK-së organizoi pritje urimi. Për ta uruar Myftiun Tërnava për festën e Bajramit, selinë e BIK-së e vizituan përfaqësues të Pushtetit e të Qeverisë, të Përfaqësive diplomatike në Kosovë dhe të partive të ndryshme e të institucioneve shkencore, fetare e kulturore publike dhe individë nga qendrat e Kosovës dhe nga Jashtë.















**Nga Institucionet**

Një delegacion nga Presidenca i prirë nga këshilltari i Presidentes, Ramush Tahiri, Kryetari i Kuvendit të Kosovës- Dr. Jakup Krasniqi, kryeministri i Kosovës, Hashim Thaçi i shoqëruar nga zv/kryeministrat, Behxhet Pacolli dhe Hajredin Kuçi, ministri i shëndetësisë Ferid Agani etj.,Ipeshkvi i Kosovës, Dodë Gjergji, Kryetari i KK të Prsihtinës, njëherazi kryetari LDK-së,Isa Mustafa,kryetari i KK të Fushë Kosovës, Burim Berisha, komandanti i FSK-së, Gjenerallejtënant Kadri Kastrati, Dhoma e Avokatëve të Kosovës, Kryetari i Preshevës, Riza Halimi, përfaqësues nga Medvegja etj.

**Nga zyrat diplomatike**

Një delegacion nga Ambasada e Britanisë së Madhe në Prishtinë dhe nga Ambasada e Shqipërisë.

**Nga partitë politike**

Kryetari i AAK-së, Ramush Haradinaj, lideri i Lëvizjes "Vetëvendosje", Albin Kurti me bashkëpunëtorë, kryetarja e Partisë Social Demokrate, Majlinda Nushi, Partia Republikane etj. dhe shumë personalitete të tjera të jetës politike, kulturore e fetare të Kosovës. (R. Suma)



## PRESIDENTJA JAHJAGA SHTROI IFTAR PËR MYFTIUN TËRNAVA

Më 29 korrik, Presidentja e Republikës së Kosovës, znj Atifete Jahjaga shtroi iftar për nderë të muajit të Ramazanit.Me këtë rast të pranishëm ishin udhëheqës të Bashkësisë Islame, ministra, zëvendësministra, deputet të Kuvendit të Kosovës si dhe ambasadorë të akredituar në Kosovë.

Ndërsa, në një fjalë të mbajtur me këtë rast, presidentja Jahjaga tha:

I nderuar Myfti Tërnava; të nderuar Imamë; të nderuar të pranishëm. Ju kam ftuar në këtë iftar në shenjë respekti dhe nderimi, në shenjë



përkujdesjeje institucionale për besimin, duke respektuar normat dhe traditën e besimit islam tek ne.

Kam dëshirë që ky iftar, i shtruar simbolikisht, të bëhet tradicional - si vullnet se ne të gjithë po e ndërtojmë së bashku shtetin tonë, shoqërinë të bazuar në barazi dhe se respektojmë institucionet e zgjedhura të shtetit tonë.

Ju falënderoj për ardhjen tuaj, ju dëshiroj që muajin e Ramazanit ta kalojmë të gjithë para së gjithash në paqe me vetveten, në harmoni dhe mirëkuptim për të tjerët, në ndihmë dhe përkujdesje për të gjithë ata që kanë nevojë.

Në këtë muaj njeriu e forcon besimin duke synuar ta pastrojë vetveten dhe duke ndarë të mirat me të tjerët.

Këtë muaj të madhërishëm ta kalojmë në familjet tona, me farefisin dhe miqtë, me fqinjët, duke e përdorur më së miri veçorinë që njeriut ia ka dhënë Perëndia që të bëjë vepra të mira.

Ndërsa Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me këtë rast tha:

Zonja presidente ju falënderoj për bashkëpunimin me Kryesinë e BIK e cila është e vetmja që përfaqëson vlerat e besimtarëve islam në vendit tonë.

Të nderuar ministra; të nderuar ambasadorë; të nderuar deputetë; të nderuar të pranishëm!

Më lejoni që sonte para jush që të shpreh konsideratën time për këtë iftar të shtruar nga e para e vendit në respekt të muajit të bekuar të Ramazanit.

Të nderuar! E lus Zotin që edhe me këtë rast, në këtë sofër të iftarit, adhurimet tona t'i bëjmë në shenjë respekti ndaj Krijuesit tonë-Zotit të Madhërishëm, andaj lusim Atë që adhurimet e lutjet tona të na i pranoj, e të na shpërblej me të mirat e Tij në këtë dhe në botën tjetër. Po ashtu e lusim Zotin për mirëqenie për popullin tonë ku jeton, në Kosovë apo në mërgatë.

Bashkësia Islame e Kosovës si edhe deri tash, zonja presidente, do të punoj për ardhmërinë e Kosovës dhe për ngritjen e vlerave fetare në Kosovë. Gjithnjë duke u munduar me tërë potencialin e saj t'i ruaj vlerat, të ruaj misionin që e ka përgjegjësi para Zotit siç ka përgjegjësi edhe para popullit tonë.

Unë si Myfti i Kosovës së bashku me bashkëpunëtorët e mi që sonte jemi këtu në këtë iftar, do të angazhohemi edhe në të ardhmen që të bëjmë më të mirën për vendin, për popullin dhe për fenë në Kosovë.

Krejt në fund falënderoj Zotin për këto begati të mëdha që na i ka dhënë në vendin tonë.

Shpresoj që bashkërisht, duke bashkëpunuar institucionet e vendit tonë do të arrimë që të realizojmë amanetet e të parëve tanë - Kosovën ta bëjmë vend me perspektivë e me vlera pozitive të integruar në familjen evropiane duke ruajtur vlerat tona si popull.

Edhe njëherë faleminderit dhe ju uroj iftar të mirë.



## SË SHPEJTI FUSHË -KOSOVA EDHE ME NJË XHAMI

Më 12 korrik 2013, para namazit të xhumasë në Fushë-Kosovë, në një ceremoni rasti, u vu gurthemeli i xhamisë së re. Aty qe i pranishëm Myftiu i Kosovës, i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, kryetari i Fushë- Kosovës, Burim Berisha, drejtori i Wakful-Islamit, dr. Abdurrezak, drejtuesit e KBI-së të Fushë-Kosovës të prirë nga kryetari Pajazit Tërnava si dhe shumë besimtarë e të ftuar të tjerë . Myftiu Tërnava, pasi i përshëndeti të pranishmit dhe u uroi muajin e Ramazanit, falënderoi kuvendin komunal dhe donatorin e të gjithë ata që kontribuuan për fillimin e këtij projekti të nevojshëm për banorët e Fushë-Kosovës. Objekti nuk do jetë vetëm xhami, por një kompleks i tërë.

"Populli ynë ka dhënë një kontribut të madh, që të ketë institucionet e veta, e po shihet se pa institucionet tona, pa shtetin tonë, nuk kemi pasur mundësi të ndërtojmë as xhami, as shkolla, as rrugë, as spitale, pothuaj asgjë, e sot në Kosovën e lirë kemi mundësi t'i bëjmë të gjitha së bashku"- tha Myftiu i Kosovës, Naim Tërnava. Burim Berisha -kryetar i Fushë-Kosovës, tha: "Ne si popull kemi nevojë për objekte shpirtërore, kemi nevojë që pas gjithë asaj që kemi përjetuar, të kemi vende ku do të predikohet besimi, ku do të predikohet paqja, ku do të predikohet liria, vende ku do të predikohen zhvillimi e toleranca dhe gjithë ajo që na karakterizon si besim e si popull që jemi ne".

Në ceremoni përshëndetën edhe drejtori i Wakful-Islam-it, dr. Abdurrezaku, dhe kryetari i KBI-së të Fushë-Kosovës, Pajazit Tërnava. (R. Sh.)

## MYFTIU TËRNAVA PRITI IMAMËT NGA TURQIA

Në kuadër të bashkëpunimit mes Bashkësisë Islame të Kosovës dhe DIYANET-it të Turqisë, në Kosovë dje kanë arritur imamët e dërguar nga DIJANET-i. Myftiu Tërnava sot priti në takim 10 imamët nga Turqia, të cilët do të qëndrojnë gjatë muajit të bekuar të Ramazanit në Kosovë për të shërbyer nëpër qytete të ndryshme si imamë. Myftiu Tërnava i falënderoi ata për ardhjen dhe, në emër të BIK-së, u uroi muajin e Ramazanit, si dhe u shprehu mirëseardhje në Kosovë. "Ju jeni këtu si në vendin tuaj dhe asnjëherë mos e konsideroni veten të huaj në Kosovë, ngase marrëdhëniet tona me shtetin dhe popullin turk janë të hershme dhe shumë të ngrohta e vëllazërore" -tha, në mes të tjerash, Myftiu





Tërnava. Në kuadër të këtij bashkëpunimi, BIK ka dërguar 5 imamë në Turqi, të cilët do të jenë në shërbim të bashkëkombësve tanë të mërgatës që jetojnë atje prej dekadash, ku do të qëndrojnë gjatë gjithë muajit të Ramazanit, në tri qytete kryesisht të banuara me kosovarë, në Myftininë e Bajram Pashës në Stamboll, që është e binjakëzuar me Mitrovicën, në Yildrim të Bursas, që është e binjakëzuar me Prizrenin, dhe në qytetin e Yalovas, që është e binjakëzuar me Pejën.



## LAGJJA E VETERNIKUT SË SHPEJTI ME XHAMI

Më 8 korrik 2013, në prag të Ramazanit, në lagjen "Veternik" (përball Qendrës AlbiMall) me iniciativen e besimtarëve të kësaj ane u vu gurthemeli i objektit për xhaminë e kësaj lagjeje.

Në ceremoninë e gurthemelit përveç besimtarëve, qenë të pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef Tërnava që shoqërohej nga bashkëpunëtorët dhe përfaqësuesit e KBI të Prishtinës.Myftiu Tërnava pasi përshëndeti të pranishmit, falënderoi nismëtarët për ndërtimin e xhamisë, pastaj këshillin e BIK dhe donatorët, dhe njëherësh ua uroi edhe muajin e Ramazanit.

Ndërsa, duke folur për rolin e xhamisë Myftiu tha: "Sot është një ditë e veçantë, ditë e shënuar për këtë lagje, ngase ka dashtë i Madhi Zot që natën e Ramazanit po hedhim gurthemelin e xhamisë, ku së shpejti do të adhurohet Allahu xh.sh. dhe do të mësohen e edukohet rinia jonë në rrugën e Zotin, Xhaminë që po e nisim sot do jetë këtu deri në Kijamet ."Përshëndeti edhe kryetari i KBI së Prishtinës, Bahri Sejdiu, pastaj dr. Abdu-Rezak nga Vakful Islam dhe përfaqësuesi i Lagjes.



## NË VIGJILJE TË RAMAZANIT KRAISHTA E LIPJANIT BËHET ME XHAMI

Më 07.07. 2013 në vigjilje të muajit të bekuar të Ramazanit Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorë mori pjesë në hapjen solemne të xhamisë së fshatit Kraishtë të komunës së Lipjanit. Fshatarët në bashkëpunim me KBI të Lipjanit kishin përgatitur një manifestim solemn, ngase për herë të parë në historinë e tyre po hapin një xhami në fshat, pothuajse të gjithë banorët pa dallim moshe e gjinie kishin dalur të marrin pjesë në këtë ditë të madhe festive për fshatin.Myftiu Tërnava i uroi besimtarët për kontributin e tyre në ndërtimin e kësaj xhamie të bukur, dhe se vërtetë xhami ndërtojnë vetëm besimtarët e drejtë. "Kam dy urime për ju: urimin e xhamisë së re dhe urimin e muajit të madh të Ramazanit, që tani me ju po

e pret edhe kjo bukuroshe e fshatit."- tha, mes tjerash, Myftiu Tërnava. Në këtë manifestim mori pjesë edhe kryetari i Lipjanit, Shukri Buja, ai i Hanit të Elezit, Refki Suma, si dhe shumë të ftuar të tjerë nga këshillat e BIK. (R. Shkodra)





## U PËRURUA XHAMIA NË VRAGOLI TË FUSHË-KOSOVËS

Me një manifestim solemn, të premten më 5 korrik 2013 para namazit të xhumasë, në vigjilje të muajit të madhëruar të Ramazanit në fshatin Vragoli të Fushë-Kosovës, u bë përurimi i xhamisë së re të ndërtuar në qendër të fshatit. Në përurimin e xhamisë përveç një numri të konsiderueshëm të Besimtarëve të Vragolisë e rrethinës qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava i shoqëruar nga bashkëpunëtorët, pastaj kryesuesi i KKtë Fushë - Kosovës, Jakup Tërnava, si dhe drejtuesi e KBI së Fushë-Kosovës, të prirë nga kryetari, Pajazit Tërnava, i cili pasi i përshëndeti të pranishmit, falënderoi të gjithë ata që kontribuuan në ndërtimin e xhamisë, besimtarët e Vragolisë, Kuvendin Komunal, kryesinë e BIK si dhe donatorët. Jakup Tërnava- kryesues i KK të Fushë-Kosovës, tha se kemi një bashkëpunim të mirë më KBI, dhe këtë bashkëpunim do e rrisim edhe më shumë në të mirë të qytetarëve e besimtarëve tanë". Ndërsa myftiu Tërnava tha se BIK është e angazhuar që të ndërtoj xhami aty ku është e nevojshme, ngase besimtarëve tanë e kemi për obligim që t'u krijojmë kushtet e duhura për t'i kryere obligimet fetare. Roli i xhamisë është që përveç adhurimit të Zotit Një, të edukoj e arsimoj masën e gjerë e sidomos brezin e ri. Ndërsa duke folur për roli që ka xhamia për shoqërinë Myftiu tha: "Xhamia te ne ka luajtur një rol të rëndësishëm në ruajtjen dhe kultivimin e identitetit tonë, kjo së fundi u dëshmua edhe në vitet 89-99 të shekullit të shkuar, kur xhamitë anekënd Kosovës u shëndrruan në shkolla e u vënë në shërbim të arsimit e kulturës së këtij populli. Jam i bindur që xhaminë e re që po e përurojmë sot, të jetë e tillë e mbushur me xhematë, në shërbim të fesë e popullit, në shërbim të rinisë e adhurimit ndaj Allahut"

## EDHE LAGJJA "MATI 1" ME XHAMI

Më 05.07.2013, në vigjilje të muajit të bekuar të Ramazanit, zv./kryetari i BIK-së, Dr. Fahrush Rexhepi me bashkëpunëtorët dhe me kryeimamin e Prishtinës Burhan ef. Hashani morën pjesë në hapjen solemne të xhamisë "Mati 1" në Prishtinë. Dr. Fahrush Rexhepi, gjatë hytbes i uroi besimtarët për kontributin e tyre me lutje tek i Madhi Zot, që t'i shpërblejë të gjithë, qoftë edhe ata që kanë bërë vetëm një dua të vetme për ndërtimin e kësaj xhamie të bukur, dhe se vërtet kryeqyteti ka nevojë për xhami në lagjet e reja që po ndërtohen e janë në zgjerim e sipër. Xhamitë ndërtohen për Zotin dhe në to madhërohet vetëm Allahu i Plotfuqishëm, me besim të pastër ndaj Krijuesit. "Xhamia është vend i virtyteve , vlerave e i edukimit të brezave të rinjë" – tha, veç të tjerash, Fahrush ef. Rexhepi. (R. Shkodra)





## LLOSHKOBARJA ME XHAMI TË RE

Në prani të strukturave më të larta të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës (BIK), KBI-së të Ferizajt, përfaqësuesve të KK të Ferizajt e shumë xhematlinjve, nën këndimin e tekbireve, më 5 korrik 2013 u bë hapja solemne e xhamisë së fshatit Llloshkobare (Ferizaj). Në emër të Myftiut të Republikës së Kosovës, mr. Naim ef Tërnava, dhe në emër të BIK-së fjalën përshëndetëse e mbajti z. Ahmet ef. Sadriu, i cili solli përshëndetjet dhe selamet e Myftiut Tërnava dhe njëherazi uroi xhematin e këtij vendi për këtë xhami të re dhe të bukur, duke kërkuar nga ata që ta zbukurojnë edhe më shumë këtë institucion me pjesëmarrjen sa më të madhe të tyre për të kryer ibadetet dhe urdhrat e Allahut xh.sh.. Ai, në mes të tjerash, theksoi: "Sot në këtë ditë xhumaje po ashtu po përurohen edhe katër xhami të tjera anekënd Kosovës. Patjetër që duhet t'u jemi mirënjohës të gjithë bijve dhe bijave të vendit tonë që dhanë jetën për të gëzuar dhe jetuar në liri. Pa sakrificën dhe gjakun e tyre, ne nuk do të mund të shijonim frytet e lirisë. Po ashtu po të mos ishte ndërhyrja ushtarake e Nato-s, nën udhëheqjen e SHBA-ve, sot nuk do të ishim në këtë vend. Mirënjohje të veçanta shkojnë për Administratën Amerikane, e cila iu gjend popullit tonë në momentet më vendimtare dhe historike", - vazhdoi z. Sadriu, duke potencuar se xhamia ka rolin e dyfishtë, si vendfalje dhe për edukimin e brezave të rinj. Këtë eveniment e ka përshëndetur edhe kryetari i KBI-së të Ferizajt, Fehmi ef. Mehmeti, duke uruar këtë objekt të ri dhe duke theksuar se nevojat janë edhe më të mëdha për të hapur edhe xhami të tjera, në mënyrë që të plotësohen kërkesat e xhematit dhe anëtarësisë sonë. Një ashere përmbyllëse e këndoi Ibrahim ef. Beqiri. Hytben e mbajti Ahmet ef. Sadriu, kurse namazit të xhumasë i priu imami i Xhamisë së madhe Adem ef. Hoxha. Edhe xhemati i kësaj xhamie u ndien shumë të kënaqur e të gëzuar pasi u bënë me xhami, për ngritjen e së cilës dhanë një kontribut të pamohueshëm. E lusim Allahun xh.sh. që të gjithë ata që kanë dhënë kontribut për ngritjen e kësaj xhamie, t'i shpërblejë me Xhenet! (Rexhep Suma)

## PËRUROHET RINDËRTIMI I XHAMISË NË LYBEVISHTË

Më 5 korrik 2013 në mënyrë solemne u bë përurimi i xhamisë në fshatin Lybevisht (Dragash). Punimet patën filluar para një viti dhe për ndërtimin e xhamisë dhanë ndihmë donatorë e xhematlinj të fshatit. Në këtë ceremoni ishin të pranishëm edhe zyrtarë të lartë nga Kryesia e BIK-së me z. Resul ef. Rexhepin në krye, pastaj anëtarë të KBI-së të Dragashit, si dhe qytetarë të shumtë. Programi filloi me leximin e disa ajeteve kuranore. Të pranishmit, për pjesëmarrjen dhe kontributin e të gjithë atyre që ndihmuan në ndërtimin e xhamisë së fshatit, i përshëndeti imami i fshatit, Idris ef. Ihtimani. Më pas sekretari i BIK-së, Resul ef. Rexhepi përshëndeti të pranishmit dhe u



shprehu urimet e Myftiut të Kosovës, Naim ef. Tërnava. Ai pastaj foli për rolin që ka xhamia në edukimin e brezave. "Xhamitë i ndërtojnë ata që E besojnë Allahun, ata që kanë iman në zemër, ata që falin namazin, japin zekatin - ata ndërtojnë xhami. Pejgamberi a.s. thotë: 'Kush jep, ndihmon në ndërtimin e xhamisë, atij Zoti në Ahiret do t'i ndërtojë shtëpi. Kjo është pasqyrë jona në ndërtimin e xhamisë, ky është identiteti ynë, kjo është rruga jonë për Ahiret". Pastaj, në fjalën përshëndetëse, kryetari i KBI-së të Dragashit, Xhemal ef. Abdullah uroi xhematin e fshatit Lybevisht për ndërtimin e xhamisë, dhe njëherësh theksoi se është ditë historike për fshatin dhe festë e madhe për ju ndërtimi i xhamisë. Hapja e xhamisë, shoqëruar me tekbire nga xhematlinj të shumtë të pranishëm, u bë nga Resul ef. Rexhepi. (Xhafer Fejziu)

### VIHET GURTHEMELI I XHAMISË NË FSHATIN VRELLË

Në prani të qytetarëve të fshatit Vrellë, KBI-ja e Lipjanit, më 16. 05. 2013 u vu gurthemeli i Xhamisë së re të këtij fshati. Në këtë manifestim morën pjesë shumë qytetarë. Ky organizim filloi me një pjesë nga Kur'ani të lexuar nga Sead Bahtiri. Më pas fjalën e mori Kryetari i KBI-së të Lipjanit, z. Vehbi Gajtani, i cili falënderoi qytetarët për pritjen e ngrohtë që kishin rezervuar dhe uroi për këtë nismë të mbarë për ndërtimin e xhamisë. "Të gjitha xhamitë janë shtëpi të Allahut, ato gjithmonë kanë luajtur rolin vendimtar në edukimin dhe arsimimin e besimtarëve dhe më pastaj për kryerjen e ibadeteve ditore e javore. Në fund të ceremonisë qytetarët kishin përgatitur një drekë për të gjithë pjesëmarrësit. Vlen të theksohet se fshati i Vrellës ka gjithsej 25 shtëpi dhe fshatarët nuk kanë mjete vetanake për ta finalizuar ndërtimin e xhamisë, prandaj, ata që dëshirojnë për të ndihmuar në ndërtimin e saj, mund të paraqiten pranë KBI të Lipjanit ose tek përfaqësuesit e fshatit. (Burim Arifi)



### MYFTIU TËRNAVA SHTROI IFTAR PËR KRYETARËT E KRYEIMAMËT E KËSHILLAVE

Myftiu i Kosovës , mr. Naim Tërnava më 30 korrik 2013 në Prishtinë ka shtruar iftar për bashkëpunëtorët dhe kryetarët e kryeimamët e Këshillave të BIK. Përveç këtyre në këtë iftar qenë të pranishëm edhe 30 hafëzë nga Libia të cilët këtë muaj po qëndrojnë në Kosovës e të cilat kanë falur namazin e teravive nëpër xhamitë e ndryshme anë e këndë Kosovës. Pasi i përshëndeti dhe i falënderoi për pjesëmarrje në iftar, myftiu përveç tjerash tha: Edhe sonte në këtë iftar, pran kësaj sofre të bekuar, ju ftoj që edhe këto ditë që kanë mbetur nga muaji i madhëruar i Ramazanit të shtojmë edhe më shumë në ibadete, në ardhurime dhe të punojmë edhe më tepër për mirëqenien e përgjithshme të besimtarëve të Kosovës , por jo vetëm të Kosovës edhe më gjerë.Edhe sonte kërkoj nga drejtuesit e KBI, që këto ditë edhe më tepër të angazhohen dhe ta ndiem edhe më tepër përgjegjësinë që e kemi ndaj besimtarëve, ndaj institucioneve ku ata punojnë, sepse jemi përgjegjës para Zotit për angazhimin apo mosangazhimin tonë në kryerjen e detyrave që na janë besuar.







## KRYESIA E BIK NË VIGJILJE TË NATËS SË BEDRIT SHTROI IFTAR PËR PËRFAQËSUESIT E KËSHILLAVE VENDOR

Më 24 korrik në vigjilje të natës së 17 të Ramazanit, respektivisht në kujtim të fitores në betejën e Bedrit, Kryesia e Bashkësisë Islame të Kosovës, shtroi iftar për udhëheqësit e Këshillave të BI dhe nëpunësit e institucioneve të BIK-së. Në këtë iftar qe i pranishëm edhe myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava me bashkëpunëtorët, që para dhe pas iftarit bashkëbisedoi me udhëheqësit e këshillave vendorë për rrjedhën e aktiviteteve të Ramazanit në teren. Myftiu, iftarin, tashmë tradicional, e shtroi në restorantin e Medresesë së Mesme "Alauddin" të Prishtinës, ku qenë të pranishëm afër 200 pjesëmarrës. Duke iu drejtuar të pranishmëve në iftar Myftiu, fillimisht, tha: "Të nderuar vëllezër efendilerë! Më lejoni që në emër të Kryesisë së Bashkësisë Islame të Kosovës, t'ju falënderoj për pjesëmarrjen tuaj në këtë iftar të përbashkët organizuar për nder të Natës së madhe të Bedrit."Myftiu, po ashtu, në fjalën e tij përgëzoi përgjegjësit e këshillave, imamët dhe të gjithë strukturën e BIK për punën që po bëjnë me xhematë anë e kënd Kosovës gjatë këtij muaji të bekuar. Këtë muaj besimtarët shtojnë ibadetet, andaj është përgjegjësi e jona që të jemi me ta dhe pranë tyre që të kryejmë misionin tonë në mënyrën më të mirë. Neve edhe në ditët në vijim na duhet angazhim shtesë në çdo segment për të qenë pranë besimtarëve tanë të respektuar. Myftiu kërkoj nga të gjitha strukturat e BIK që t'i kushtojnë një kujdes të veçantë sensibilizimit të xhematit për të paguar sadakatul fitrin dhe zeqatin në fondin e BIK. (R. Shkodra)

## KBI E VUSHTRRISË SHTROI IFTAR PËR QYTETARË

Këshilli i Bashkësisë Islame i Vushtrrisë, më 19 korrik 2013, në fushën sportive "El Clasiko" shtroi iftar për 1500 qytetarë të Vushtrrisë e rrethinës, ku qe i pranishëm edhe Myftiu i Kosovës, Naim ef. Tërnava me bashkëpunëtorë, Ministri i Shëndetësisë Dr. Ferid Agani, i cili njëherësh është edhe kryetar i PD-së, si dhe shumë të ftuar të tjerë nga Prishtina, Mitrovica, Skenderaj etj.. Pasi i përshëndeti dhe i përgëzoi organizatorët, donatorët dhe të pranishmit, Myftiu Tërnava, ndër të tjera, tha: "Jemi në ditët e para të muajit të bekuar të Ramazanit, jemi duke e kryer edhe një obligim fundamental të Islamit. Muaji i Ramazanit është muaj në të cilin i Madhi Allah zbriti Kur'anin udhërrëfyes për njerëzimin. Edhe në Kosovë ne po dëshmojmë me forcën e imanit, me forcën e besimit duke i thënë Allahut në çdo moment "O Zot, ne besuam porositë e Tua dhe do vazhdojmë të besojmë kështu brez pas brezi deri në Kiamet". Më tutje, duke folur për rëndësinë që ka liria e vendit, Myftiu u shpreh: "Vëllezër të nderuar, në Kosovën tonë të lirë ka mundësi që kështu të bashkuar të bëjmë iftar, ngase liria është ajo që i sjell një populli çdo gjë, i sjell të mira në të gjitha segmentet e jetës, ndaj në një vend të lirë edhe aktivitetet fetare zhvillohen lirshëm dhe kështu kemi mundësi që t'i përmbushim të gjitha obligimet dhe nevojat tona në liri të plotë". Ministri i Shëndetësisë Dr. Ferid Agani u shpreh se është kënaqësi e madhe që edhe në shtetin tonë ka qytetarë besimtarë, ka popull që është në nivel të përgjegjësisë dhe i përgjigjet ftesës së Krijuesit në mënyrën më të bukur, në mënyrë më të disiplinuar. Në emër të KBI të Vushtrrisë, përshëndeti kryetari Shemsi ef. Rrahimi. Ky iftar u sponsorizua nga sulltan Seid el-Mensuri - Ministër i Ekonomisë, EBA dhe Xhemal Matar El-Hajj- Zv./drejtor Ekzekutiv i Punëve Ndërkombëtare dhe Telekomunikacionit. (R. Shkodra)







### IFTAR I PËRBASHKËT NË RESTORANTIN "PARK"

Në ditën e dytë të muajit të bekuar të Ramazanit (10 korrik), pronari i restorantit "Park" (Kaçanik), Vebi Koxha, si tradicionalisht edhe në këtë Ramazan, shtroi iftar të përbashkët, ku, përveç përfaqësuesve të Këshillave të Bashkësisë Islame të Ferizajt, Kaçanikut, hoxhallarë, xhematlinj, të ftuar ishin edhe përfaqësues nga Kryesia e BIK-së prirë nga Myftiu i Republikës së Kosovës, Mr. Naim ef. Tërnava. Me këtë rast një fjalë rasti mbajti Myftiu Tërnava, i cili E luti Allahun xh.sh. që agjërimin tonë të na e pranojë dhe njëherazi falënderoi shtruesin e këtij iftari, duke E lutur Allahun xh.sh. që ta begatojë me të mirat e Tij të pakufishme në këtë botë dhe në Botën tjetër. Ai, në mes të tjerash, tha se edhe në këtë vit sikurse vitet e kaluara, BIK, ka bërë të gjitha përgatitjet që të ketë aktivitete të ndryshme fetare nëpër xhamitë e Kosovës, në në këtë muaj shtohet numri i xhematit dhe imamët, si çdo herë, do të jenë më afër dhe në shërbim të tyre. "Në këtë vit kemi sjellë në Kosovë 40 imamë nga Libia dhe Turqia, shumica e të cilëve janë hafëzë, që do të jenë në shërbim të xhematit tonë dhe lusim të gjithë imamët që të mos hezitojnë dhe të na kontaktojnë, në mënyrë që këta hafëzë të jenë mysafirë nëpër xhamitë e tyre, për të begatuar edhe më shumë atmosferën e këtij muaji të bekuar" – përfundoi ai. Në këtë iftar morën pjesë edhe dy mysafirë nga Libia që kanë ardhur si mysafirë të BIK-së gjatë muajit të Ramazanit dhe njëherazi falënderuan Myftiun Tërnava për mundësinë që të marrin pjesë në aktivitetet e Ramazanit dhe në iftarin që u shtrua për ta. Ata u impresionuan nga atmosfera që po mbretëron në xhamitë e Kosovës dhe sidomos nga pjesëmarrja dhe prania e xhematit në namazet e teravive. (Rexhep Suma)

### KOMUNA E HANIT TË ELEZIT SHTRON IFTAR PËR INSTITUCIONIN E BIK-SË

Më 4 gusht kryetari i KK të Hanit të Elezit, Rufki Suma, për nder dhe respekt të muajit të madhërishëm të Ramazanit, shtroi iftar ku të ftuar ishin përfaqësues nga Kryesia e BIK-së, hoxhallarë dhe familje të dëshmorëve. Kryetari Suma shprehi mirënjohje për kontributin e prijësve fetarë si në kohën e luftës ashtu edhe në angazhimin e tyre në forcimin dhe ndërtimin e shtetit të Kosovës. Në emër të Kryesisë së BIK-së e mori fjalën zv/kryetari i BIK-së, dr Fahrush Rexhepi i cili në emër të Myftiut dhe të institucioneve të BIK-së shprehu falënderim për këtë iftar duke lutur Allahun xh.sh që të begatoj dhe ta shpërblejë z.Sumën për këtë ftesë dhe për kontributin që është duke dhënë në mbështetje të proceseve fetare, ekonomike, sociale e kulturore. (Rexhep Suma)

### LIGJËRATË MBI ÇLIRIMIN E MEKËS

Më 28.07.2013, me rastin e përkujtimit të çlirimit të Mekës, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK (DRBIK) organizoi tribunë në xhaminë "M.Sherif Ahmeti" në Prishtinë. Fillimisht të pranishmëve me një fjalë rasti iu drejtua Abedin Sadriu, nga DRBIK, i cili nder të tjera tha:, Më lejoni që në emër të DRBIK t'ju përshëndes dhe t'ju uroj këtë muaj të bekuar duke e lutur Allahun e Lartësuar që të na e pranon agjërimin dhe të gjitha veprat e mira.

Ndërsa ligjëratë kushtuar kësaj ngjarje para të pranishmëve mbajti Driton Arifi ,profesor në M.M. "Alaudin" të Prishtinës. Ai foli për çlirimin e Mekës dhe rëndësinë e kësaj ngjarje. Prof. Driton Arifi një vëmendje të posaçme në ligjëratën e tij ia kushtoj edhe përfitimeve dhe mësimeve të nxjerra nga kjo ngjarje historike, dhe në pika të shkurtra foli për rëndësinë e dhjetë ditëshit të fundit të Ramazanit dhe se si duhet manifestuar besimtari



këto ditë. Në fund pas ligjëratës u kënduan disa ilahi nga kori i nxënësve të kësaj xhamie. (Fejsal Spahiu)

## DEPARTAMENTI I TË RINJVE ORGANIZON IFTAR

Më 29.07.2013, Departamenti i të Rinjve i Kryesisë së BIK-së (DRBIK) shtroi iftar në ambientin e Hotel "Victory", për përfaqësuesit e asociacioneve rinore, udhëheqësit e degëve të Departamentit të të Rinjve nëpër Këshillat e BIK-së, profesorë të Medresesë "Alaudin", pjesëtarë të njësisë speciale për intervenim të shpejt të Policisë së Kosovës, përfaqësues të ndryshëm të organizatave joqeveritare, e të ftuar të tjerë etj. Mr. Fitim Gashi, udhëheqës i DRBIK përshëndeti të pranishmit dhe iu dëshiroi mirëseardhje në këtë iftar duke e lutur Allahun e Gjithëfuqishëm që të na e pranon agjërimin dhe të gjitha veprat e mira. DRBIK tashmë i konsoliduar me 20 degët e tij nëpër qytetet e Republikës së Kosovës punon dhe vepron për konsolidimin e një shoqërie të mirëfilltë, me një rini të shëndosh në të cilën do të



ruhen, respektohen, dhe kultivohen vlerat fetare e kombëtare. Ndaj për të realizuar këto synime DRBIK –së ka qenë dhe do të mbetet i gatshëm gjithë herë për bashkëpunim me ju dhe me të gjitha institucionet e Republikës së Kosovës…e lusim Allahun e Lartësuar që sikurse jemi bashkuar sot këtu pran sofrës së Tij të bashkohemi në fjalë dhe vepra të mira se vetëm kështu do të realizojmë aspiratat tona për një të ardhme sa më të mirë" (Fejsal Spahiu)



## KRYETARI I KAÇANIKUT VIZITOI KBI-NË

Më 05.07.2013 KBI-në e Kaçanikut e vizitoi kreu i komunës së Kaçanikut - z.Besim Ilazi, me bashkëpunëtorë. Ata u pritën nga kryetari i KBI-së Florim Neziraj, i cili i falënderoi për përkrahjen që po jep Komuna për Këshillin. Ai po ashtu njohu kryetarin e komunës me zhvillimin e punimeve në restaurimin e xhamisë "Koxha Sinan Pasha", si dhe me investimet që po bëhen këtu, që kapin shifrën më shumë se 1.000 000 €, si dhe paraqiti shumë projekte që janë duke u realizuar e që janë në përfundim e sipër, dhe shumë të tjera që pritet të fillojnë, siç është objekti aneks i KBI-së tek "Rrasa" në Kaçanik, për të cilat pritet që komuna do të japë leje ndërtimi. Bëhet fjalë për një ndërtim që kap vlerën më shumë se 400.000 €. Ndërkaq, kreu i komunës Besim Ilazi, ndër të tjera falënderoi donatorin nga Turqia duke theksuar se bëhet fjalë për një investim mjaft të madh, prandaj shprehu falënderimin për investimin në objektin, një monument me të cilin na mbetet të krenohemi, një monument kulturor, historik, një shtëpi të faljes dhe lutjes që është në qytetin tonë. "Ne kemi shqyrtuar bashkërisht me kryetarin e KBI-së të Kaçanikut, - theksoi ai,

për një kompensim të shërbimeve të varrimit të qytetarëve të komunës së Kaçanikut, dhe për këtë jemi ne fazën përfundimtare. Ne tani jemi në shqyrtim të një parcele për varreza të qytetit, një nevojë e ngutshme për qytetarët e komunës sonë, dhe gjithashtu jemi duke diskutuar edhe për punësimin e mirëmbajtësve të varrezave".

Në fund u vizituan punimet që zhvillohen në restaurimin e Xhamisë dhe në objektin shoqërues - shatërvani, hapësira për pastrimin e kufomave, morgu i Kaçanikut, që i munguan kësaj treve për dekada. (Nehat Hysa)



## TRIBUNË NË SHTIME

KBI e Shtimes më 21.07.2013, organizoi tribunë në temën "Roli i ibadeteve në jetën e besimtarit", ligjërues Mustafë ef. Havolli. Përveç xhematlinjëve të shumtë, të pranishëm ishin edhe kryetari i KBI-së - Isa ef. Tërshani me anëtarët dhe imamët e Këshillit, imam të shumtë nga KBI-të e Ferizajt dhe Lipjanit si dhe mysafirë të tjerë. Kryetari ef. Tërshani tha se Ramazani është muaj i Kur'anit, i agjërimit, muaj i afrimit me Zotin dhe me njëri-tjerin, muaj i solidaritetit dhe i vizitave ndërvëllazërore. Tubimin e përshëndeti edhe imami i Xhamisë së madhe të Ferizajt - Adem ef. Hoxha. Pastaj filloi pjesa më interesante për të cilën edhe kishin ardhur të gjithë të pranishmit. Mustafë ef. Havolli, me një elaborim shumë konkret, trajtoi temën në fjalë, duke shkoqitur defektet se pse nuk po e japin efektin ibadetet në ditët e sotme. Ndër të tjera, ai tha: "Ibadeti nuk do të ketë efekt nëse nuk mbështetet në dy çështje: Nëse nuk bëhet vetëm për Zotin e Madhëruar dhe nëse puna e kryer bie në kundërshtim me ligjin e Zotit. Kjo tribunë ishte e ndarë në dy pjesë, pjesa e parë i takonte ligjëruesit, kurse pjesa e dytë të interesuarve për pyetje. Interesimi për temën dhe çështjen e diskutuar, qe shumë i madh, dhe kjo u pa nga pyetjet e shtruara. Pati dhe një program me ilahi dhe kaside. (Isa Tërshani)



## KBI- I SHTIMES KËTË VERË ORGANIZOI KURS INTENSIV

Në vazhdën e aktiviteteve të veta edukativo-fetare, KBI i Shtimes organizoi kursin veror në xhaminë qendrore të Shtimes nga 25. 06 deri më 07. 07. 2013. Interesimi i nxënësve për regjistrim në këtë kurs ishte jashtëzakonisht i madh, mirëpo, për shkak të mungesës së hapësirës së mjaftueshme, qe kufizuar numri i vijuesve, kështu që në kurs mësimet i vijuan vetëm 208 nxënës. Kursi u organizua në tri nivele: niveli i parë për fillestarë, niveli i dytë për ata që kanë kryer të parin dhe i treti, më i avancuari. Në këtë kurs intensiv, për dy javë rresht nga tri orë mësimi (ora 30. minuta ) në ditë, nxënësit morën njohuri nga lëndët: Akaid, Fikh dhe Edukatë Islame. Këtë kurs e vizitoi edhe ekipi nga Kryesia e BIK-së: kryeimami z. Sabri ef. Bajgora, z. Ahmet ef. Sadriu, Kasim ef. Gërguri dhe Fatmir ef. Ilazi, të cilët vijuesve të këtij kursi u dhuruan nga një fletushkë për faljen e namazit. Në fund të kursit nxënësit iu shtruan testimit mbi njohuritë e arritura dhe dëshmuan sukses shumë të mirë. Vendet e para i zunë:

Niveli i parë: Durim Ademaj,niveli i dytë: Krenare Latifi, dhe niveli i tretë: Kushtrim Haxha. Kandidatët që zunë tri vendet e para u shpërblyen me nga 10 euro. Në fund të kursit u organizua një sheti në shpellën e Gadimes. Falënderojmë donatorët duke lutur Krijuesin e Gjithëmëshirshëm që t'i shpërblejë me Xhenetin Firdevs. (Isa Tërshani)

## DUA HATME NË BARDHOSH

Më 11.07.2013 në xhaminë e Bardhoshit bënë hatme 9 nxënëse nga grupi i shtatë i nxënëseve të mualimes Kadrije Dragusha. Secila lexoi pjesë të Kur'anit famëlartë para rreth 200 mysafirëve. I pranishëm në ceremoni ishte edhe kryeimami i KBI-së të Prishtinës, Burhan ef. Hashani, i cili mbajti një fjalë rasti. Gjatë ceremonisë u shfaq një program me ilahi, poezi dhe lexim nga Kur'ani.



Nxënëset që bënë hatme, janë: Albana Arifi, Albana Maqestena, Agnesa Pllana, Anita Ruhani, Vjosa Ruhani, Rita Pllana, Medina Murati, Valentina Maqestena dhe Yllka Pllana. (R.SH).

## DRAGASHI MBAJTI FESTIVAL ME VIJUESIT E MËSIMBESIMIT

Më 10. 06. 2013, në sallën e Shtëpisë së kulturës në Dragashi u mbajt Festivali i Pestë me radhë me nxënësit vijues të mësimbesimit të xhamive në territorin e KBI-së të Dragashit. Festivali i këtij viti ngërthen edhe një simbolikë domethënëse e kuptimplotë për faktin se koincidon me shpalljen e Pavarësisë së Shtetit të Kosovës - me përvjetorin e saj të pestë dhe me motivacionin e ngritjes dhe ndërtimit të saj me ngritjen dhe avancimin e këtij misioni që hoxhallarët e këtij vendi kanë kultivuar brez pas brezi, të cilëve u kemi me krenari për borxh t'i kujtojmë me dua dhe lutje, që Allahu t'i shpërblejë më dhuratat më të mira që ka Ai në Madhërinë e Tij. Të vetëdijshëm se struktura organizative e KBI-së të Dragashit në 42 xhamitë e veta dhe përballë gjeografisë specifike rurale të xhemateve krijon pengesa të veçanta, po është vullneti i palëkundur i disa imamëve që, me punën e tyre, në numër dhe rezultate, që i dallon ata në zhvillimin e rregullt të mësimeve për leximi e drejtë të Kur'anit dhe për mësimin rregullave të fesë islame. Këtë Festival materialisht e kanë përkrahur: Kryesia e BIK-së, përkatësisht shoqata humanitare "Bereqeti ,KK i Dragashit, ndërmarrja prodhuese tregtare "AEG" Dragash, ndërmarrja tregtare "Çlirimi" Bellobrad, ", etj., që me donacionet e tyre i kanë gëzuar pjesëmarrësit me dhurata modeste po shumë kuptimplota, kurse organizatori - KBI i Dragashit i ka nderuar me Mirënjohje për pjesëmarrje. Në këtë festival kanë marrë pjesë vijuesit e mësimbesimit të gjithsej katër xhemateve, sepse disa prej tyre, për arsye praktike, nuk kanë arritur të sigurojnë pjesëmarrjen e vet në festival. Mirëpo, pavarësisht nga pjesëmarrja e vogël për këtë vit, përkrahja e kësaj iniciative vërehet e rritur dhe shpresëdhënëse për vazhdimin e kësaj tradite. Pjesëmarrës në Festivalin V kanë qenë: nxënësit e xhamisë së fshatit Blaç - me 8 përfaqësues, të udhëhequr nga imami Xhafer ef. Nebiu; nxënësit e xhamisë së fshatit Brezne - gjithsej 7 përfaqësues, të udhëhequr nga imami Shpend ef. Hulaj; nxënësit e fshatit Kuk - gjithsej 12 përfaqësues, të udhëhequr nga imami Reshat ef. Ajdini dhe nxënësit e xhamisë "Mehmed Kukli beu" në Brodosanë - gjithsej 19 përfaqësues, të udhëhequr nga imami Xhevat ef. Fetahi. Konkurimi është zhvilluar në këto pika interpretimi: Leximi i Kur'anit, Interpretimi i ilahive, Interpretimi i poezive e recitale dhe Demonstrime në nxënien e mësimeve fetare islame. Me shpresën se festivalet e radhës do të jenë me numër më të madh të xhamive pjesëmarrëse dhe me shpërndarjen e dhuratave u mbyll ky eveniment me një foto të përbashkët. (Nail Halimi)

## DUA HATME NË NË WELS –AUSTRI

Më 23. 06. 2013 në sallën e sportit në Wesl të Austrisë u zhvillua manifestimi i 6-të i duasë së hatmes, për 26 nxënës që përfunduan me sukses kursin në fjalë. Manifestimi filloi me këndimin e tekbireve të grupit të xhamisë dhe më pastaj me këndimin Kur'an nga nxënësi i këtij mektebi - Amir Arifi, i cili, më zërin e tij të shkëlqyeshëm, emocionoi publikun dhe të gjithë të pranishmit. Tubimin e përshëndetën kryetari i xhamisë - z. Sadullah Fetai, imami i xhamisë shqiptare të Welsit - Mr. Muhidin Ahmeti, mual'limja e xhamisë - z. Fahire Ahmeti, kryetari i Unionit të shqiptarëve mysliman në Austri - z. Vahidin Behluli, imami i xhamisë shqiptare të Lincit - Menderes ef Aliji, imami i xh. S. Pölten - z. Emrullah Kamberi etj..

Programi vazhdoi me këndimin e Kur'anit nga vijuesit e mektebit, të cilët po bënin hatme dhe të cilët kënduan pjesë kuranore me rregullat e texhvidit dhe tertilit. Gjatë programit u vu në dukje edhe njeriu që kishte kontribuar më së shumti që të vinte ajo ditë e shënuar që ishte mual-limja e kësaj xhamie - z. Fahire Ahmeti. Manifestimi përfundoi me duanë e hatmes dhe shpërndarjen e dhuratave të ndryshme enkas për nxënësit, të dhuruara nga xhamia "Mesxhid Err-Rresul" dhe të përgatitura nga kryetari i saj. Përveç të tjerash, nxënësit morën edhe nga një diplomë si dëshmi për arritjet e tyre në tri fushat e përmendura. (Muhidin Ahmeti)

## HAPET XHAMIA NË ROMANSHORN – SALMSACH TË ZVICRËS

Më 23 qershor 2013 delegacioni i BIK-së, i përbërë nge Ekrem Simnica, dejtor i sektorit



për diasporë pranë BIK-së, dhe Ragmi Destani, anëtar i Kryesisë së BIK-së, mori pjesë në hapjen e Xhamisë në Romanshorn – Salmach të Kantonit Thargau (Zvicër), ku morën pjesë edhe kryetari i komunës së Romanshornit me bashkëpunëtorë, delegacioni i BIM-së, i kryesuar nga Myftiu i Tetovës - Alifekri ef. Esati, kryetari i KBI-së të Preshevës - Fikret Limani, përfaqësues nga KMSH, personalitete të tjera të shquara që veprojnë në Zvicër, hoxhallarë të shumtë që veprojnë në Zvicër, dhe hoxhallarë nga Maqedonia dhe Lugina e Preshevës. Pas përshëndetjeve dhe shprehjes së mirëseardhjes për mysafirët nga moderatori, pasoi fjalimi i kryetarit të kryesisë së xhamisë - Efraim Memeti, i cili përshëndeti mysafirët dhe tregoi për rëndësinë dhe nevojën që kishte aty për ndërtimin e asaj xhamie. Nasuf Jahja tha: "Xhamia ka filluar punën më 01. 05. 1999, kurse kontrata për blerjen e xhamisë u bë me 24. 02. 2010 me çmimin 1.43.5000F, e ndërtimi i xhamisë kapë shumën prej 680.000 F, kurse me 180.000 F është blerë parcela shtesë për parking. Leja për ndërtimin e xhamisë nga Komuna u mor me 28. 08. 2010, kurse i punimet për ndërtimin e xhamisë kanë filluar në janar të vitit 2011. Vlera e këtij objekti aktualisht nga banka arrin 4.2 milionë F". Pasuan fjalimet e Imamit të kësaj Xhamie - Taxhedin Misimi, Kryetari të komunës së Romashornit, e priftit të këtij vendi, fjala e përfaqësuesit të organizatave islame z. Hishami, Kryetarit të Unionit të Imamëve në Zvicër - Mr. Rejhan /Neziri, kryetarit të i KBI-së të Preshevës - Fikret ef. Limani dhe përfaqësuesit të KMSH-së. Më pas fjalën e mori përfaqësuesi i BIK-së, z. Ekrem ef. Simnica, i cili, pasi përshëndeti dhe uroi në emër të Bashkësisë Islame të Kosovës, në emër të strukturave drejtuese të saj, në emër të Myftiut Naim ef. Tërnava dhe në emrin e tij, theksoi rëndësinë dhe rolin e xhamisë dhe përkushtimin e BIK-së për besimtarët shqiptarë të diasporës. Ai, ndër të tjera, tha: "Të shtyrë nga nevoja për t'u takuar, njohur dhe bashkuar me njëri-tjetrin, Shqiptarët themeluan Bashkësinë e tyre të shqiptarëve myslimanë. Bashkësia e Shqiptarëve myslimanë është një organizatë joqeveritare, kulturore, që është themeluar për t'i ardhur në ndihmë komunitetit shqiptar që këtu në Zvicër të ruajnë kulturën, gjuhën, fenë, zakonet dhe traditat e tyre (në planin e brendshëm) si dhe nga nevoja dhe domosdoshmëria e integrimit të shqiptarëve në shoqërinë zvicerane dhe më gjerë në atë evropiane (në planin e marrëdhënieve publike.)". Në fund të fjalimit të tij, ai i dhuroi kryesisë së kësaj xhamie një dhuratë me emblemën e BIK-së. Pas tij një fjalë mbajti përfaqësuesi i BIM - Ali Fekri Esati, myfti i Tetovës. Delegacioni i BIK-së, gjatë qëndrimit në Zvicër, kësaj radhe vizitoi edhe disa xhami (Ekrem Simnica& Ragmi Destani)

## U PROMOVUA LIBRI EKONOMIA DHE BANKIMI ISLAM I DR. ISLAM HASANIT

Më 2 korrik në ambientet e Bibliotekës Kombëtare e Universitare të Kosovës u promovua libri "Ekonomia dhe Bankimi islam (Konceptet themelore)", i autorit Dr. Islam Hasani. Duke i përshëndetur të pranishmit, Myftiu i Kosovës, Mr. Naim Tërnava, u shpreh: "Jemi tubuar sot në këtë sallë për të promovuar një libër shumë domethënës dhe të veçantë, libër i parë i këtij lloji i shkruar në gjuhën shqipe, i cili shtjellon tema deri tash të pashtjelluara për lexuesit shqiptar. Autori i librit Dr. Islam Hasani, me një përkushtim, vizion e maturi, mori guximin intelektual që të bëhet prijatar i kësaj fushe, e kjo i shton edhe më shumë vlerën librit që promovojmë sot".

Më tutje, Myftiu për librin tha: "Temat e këtij libri autori i trajton përmes një stili të lehtë e të rrjedhshëm, duke mos lënë shteg për dyshime a dilema te lexuesit, edhe në dritën e ajeteve dhe thënieve të Muhamedit a.s., duke i ftuar njerëzit për organizimin e jetës edhe në aspektin ekonomik islam. Përmes këtij libri, autori synon transmetimin e mesazhit hyjnor ekonomiko islam tek të gjithë, duke i nxitur lexuesit që të mendojnë rreth këtyre temave, që kanë të bëjnë me ekonominë dhe bankimin Islam". Studiuesi i ekonomisë Mr. Driton Sahiti, për rëndësinë që ka botimi i këtij libri në gjuhën shqipe, i pari i kësaj fushe, përveç të tjerash, theksoi: "Libri përveçqë është një hyrje e mirë në Sistemin Ekonomik dhe Bankar Islam, ashtu siç është cekur në fillim, besoj që do të ketë edhe implikime në tri rrafshe të tjera:

- Vjen në kohë të duhur si thirrje për aplikimin e sistemit ekonomik islam jo vetëm në Banka,







po edhe në Sigurime dhe në parime në të gjitha fushat e ekonomisë, sidomos në ndërmarrësi;

- Rrjedhimisht duhet të nxisë që ky koncept të fillojë të mësohet në Universitet jo vetëm si një lëndë, po edhe si një degë e veçantë si në studimet (BsC), ashtu edhe në ato Master, për të plotësuar nevojat dhe kërkesën e tregut dhe kësisoj t'u bashkohemi trendeve botërore;

- Dhe, së fundi, vjen si përgjigje intelektuale ndaj debateve shumë shpesh edhe injorante, prra dhe është një libër në kohë të duhur për ta kuptuar jo vetëm Bankimin Islam, por në përgjithësi Islamin më mirë". Përshëndeti dhe falënderoi edhe autori i librit, Dr. Islam Hasani.

Libri është botuar nga shtëpia botuese "Dituria islame" dhe është i pari i kësaj fushe në gjuhën shqipe. (Ramadan Shkodra)

### DIJETARËT MË TË NJOHUR BASHKËKOHORË SHQIPTARË TË HADITHI SHERIFIT (N. ALBANI, A. ARNAUTI, SH. ARNAUTI)"

Libri ka autor Mahmud Abdulkadir Arnautin, birin e hoxhës së madh Abdulkadir Arnauti, i cili njihet si një person me përvojë të madhe dhe si një specialist në lëmin e teksteve dhe dorëshkrimeve të shkencës së kulturës arabe si dhe në kontrollimin dhe verifikimin e teksteve të trashëgimisë kulturore islame. Libri në fjalë është botimi i parë i qendrës kulturore "Hoxha Abdulkadir Arnauti" e themeluar nga vetë autori në fillim të vitit 2012, me seli në Prishtinë. Përmes këtij libri autori ka dashur të paraqesë para lexuesit shqiptar një përmbledhje të biografisë dhe kontributit të dijetarëve më të famshëm bashkëkohorë me prejardhje shqiptare, në lëmin e hadithit dhe shkencave të tij. Këta dijetarë u lindën në tokat shqiptare e më vonë, së bashku me familjet e tyre, u shpërngulën në tokat e Shamit (Sirisë) dhe atje u afirmuan si dhe u bënë nga dijetarët më të famshëm të shkollës tradicionale në kohën tonë jo vetëm në Sham po edhe në mbarë Botën Islame. Dituria e këtyre dijetarëve bashkëkohorë me prejardhje shqiptare, u bë bazë së cilës i referohen dijetarët e studentët dhe u bë aq e njohur, saqë vazhdimisht përmenden nga profesorët, shkrimtarët dhe studentët në fakultete e në qendra të studimeve të ndryshme islame si dhe nga myslimanët në përgjithësi në gjithë Botën Islame. Këtë libër të autorit Mahmud Abdulkadir Arnauti e bën edhe më të famshëm çështja se ai i njihte nga afër këta dijetarë dhe i kishte shoqëruar për vite dhe, siç dihet, autori është biri i njërit prej këtyre dijetarëve, Hoxhës së nderuar Abdulkadir Arnauti. Vlen të përmend edhe këtë se e ndiej veten shumë të nderuar dhe të privilegjuar që kam pasur nderin të jem njëri nga nxënësit e Hoxhës së nderuar Abdulkadir Arnauti (Allahu e mëshiroftë), i cili për dy vite në medresenë e mesme "El-Eminije" në Damask të Sirisë na ligjëroi lëndën e terminologjisë së hadithit, ose, siç njihet, lënda mustalahul hadith. Në fund, lus Allahun xh.sh. që autorit të librit t'i japë shëndet dhe mbarësi në jetë, kurse dijetarët për të cilët ka folur, ata që kanë vdekur, Allahu i mëshiroftë dhe me Xhenet i gradoftë, e atyre që jetojnë ende, Allahu u dhashtë shëndet dhe të mira në këtë dhe në Botën tjetër. (Vedat I. Shabani)



## ZGJIDHET REDAKSIA E RE E REVISTËS "DITURIA ISLAME"

Kryesia e BI- të Republikës së Kosovës mori vendimin për vazhdimin e mandatit të kryeredaktorit të revistës " Dituria Islame", Mr. Rexhep Suma, si dhe pëlqimin e emrave të redaksisë së re të kësaj Reviste, në periudhën dyvjeçare (2013-2015).

Kryesia e BI-të Republikës së Kosovës miratoi Redaksinë me këta anëtarë: Mr. Ajni Sinani. Mr. Bekim Jashari. Mr. Ekrem Maqedonci. Mr. Fitim Gashi. Dr. Hysen Matoshi. Isa Tërshani. Mr. Ragmi Destani dhe Musli Arifaj.

Poashtu, Kryesia e BI- të Republikës së Kosovës, falënderon të gjithë anëtarët e redaksisë së kaluar për kontributin e dhënë.

### BIOGRAFIA E KRYEREDAKTORIT

Rexhep Suma u lind më 25.12.1974 në fshatin Dimcë të Hanit të Elezit. Shkollën fillore e kreu në vendlindje, ndërsa të mesmen-medresenë "Alauddin" të Prishtinës (1989-1993). Studimet i vazhdoi në "Al Imam Islamic University" të Riadit (1998-2002) në Fakultetin e Thirrjes Islame dhe Komunikimit Masiv (kulijetu eddaveti vel Iëlam). Studimet pasuniversitare i vazhdoi në Universitetin AAB në Prishtinë, në Fakultetin e Komunikimit Masiv (2006-2008), ku mori gradën shkencore magjistër i kësaj fushe. Ka punuar si bashkëpunëtor i disa gazetave dhe revistave në Kosovë dhe jashtë. Duhet theksuar se Rexhep Suma ka dhënë kontribut të çmuar në revistën "Dituria Islame", sidomos në fushën e gazetarisë dhe publicistikës islame. Është marrë edhe me përkthime të ndryshme. Në mandatin (2005-2007) ka qenë anëtar i redaksisë së revistës " Dituria Islame", kurse që nga shkurti i vitit 2009 është kryeredaktor i saj.

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME NË LIPJAN**
**shpallë**

# KONKURS

**Për plotësimin e vendit të lirë të punës- Imam, hatib dhe mual-im në xhaminë e fshatit Kraishtë**

**Kandidatët e interesuar duhet t'i plotësojnë këto kushte:**
**1. Të kenë të kryer medresenë, FSI-në ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIK-së);**
**2. T'i përmbahen Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;**
**3. Të kenë aftësi komunikimi;**
**4. Të jenë të shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;**
**5. Të mos kenë vërejtje për punën e tyre (nëse paraprakisht kanë qenë në punë).**

**Dokumentet e nevojshme:**
**Krahas kërkesës për punësim, duhen bashkëngjitur edhe këto dokumente:**
**1. Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,**
**2. Certifikata e lindjes,**
**3. Certifikata shëndetësore,**
**4. Certifikata se nuk është nën hetime,**
**5. Deklaratë me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,**
**6. Dëshmia mbi karakteristikat në punë (nëse paraprakisht ka qenë në punë),**
**7. CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.**
**(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.)**

**Vërejtje:**
**Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Lipjanit.**
**Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.**
**Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".**

## FEJZULLA EF. GURI SHËRBEU IMAM PËR 64 VJET

Më 16. 06. 2013, në moshën 86-vjeçare ndërroi jetë Fejzullah ef. Guri nga fshati Nikë (Kaçanik). Merhumi u lind më 15. 01. 1927 në një familje bujare nga babai Halimi dhe nëna Latife. Në varrimin e tij morën pjesë përfaqësues të Kryesisë së BIK-së, zv. Myftiu dr Fahrush Rexhepi, KBI i Kaçanikut, Kryetari i komunës Dr. Besim Ilazi e shumë hoxhallarë e xhematlinj.

Mësimet e para të fesë pra nga elifi, merhumi do t'i merrte në mejtepin që e mbante mulla Ramadan Dullovi nga fshati Biçec, për t'i vazhduar pastaj për 3 vjet mësimet në Medresenë e Shkupit tek Hafuz Hazizi nga Kaçaniku, ku mësoi plot 5 vjet, për t'i vazhduar ato në Hanin e Elezit tek Rushan efendiu. Pas përfundimit të shkollimit, qe kthyer në fshatin e lindjes dhe në xhaminë e fshatit Nikë, ku Mulla Fejza, siç ishte i njohur nga xhemati, për 10 vjet u bë myezin i xhamisë, që kishte imam mulla Selmanin. Nga viti 1949 filloi të punonte si imam në Xhaminë e Nikajve, ku shërbeu deri në fund të jetës. Në këtë fillimvit (2013) iu vështirësua mjaft gjendja shëndetësore, kurse më 16 qershor kaloi në Ahiret. Faljen e namazit të xhenazes e drejtoi Dr. Fahrush Rexhepi. Kryetari Florim Neziraj, përveç të tjerash, tha se, krahas mërzisë që ndiejmë për humbjen e hoxhës tonë, ai ishte shembull në kryerjen e obligimeve fetare dhe duhet të jetë model për të gjithë imamët. Madje, minberin e tij gjatë luftës së fundit e shfrytëzoi për ngritjen e dashurisë për lirinë dhe shumë nga ushtarët e Lirisë u motivuan nga ligjërimet e tij. Në atë kohë më të fuqishme ishin fjalët e hoxhës sesa krismat e pushkës dhe qysh në vitin 1999 hoxha Fejzullah Guri na e bëri për hair Pavarësinë" zv/ Myftiu i Kosovës, Dr. Fahrush Rexhepi, që përcolli ngushëllimet nga Myftiu Tërnava, në mes të tjerash, tha: "Mulla Fejza qysh nga vitet '40 (të shekullit të shkuar) sikur shumë shqiptarë që luftonin për trojet tona etnike shqiptare si dhe shumë hoxhallarë që i ishin bashkuar kësaj lufte, edhe mulla Fejza ishte nga ata që kontribuan për arsimimin e gjeneratave të reja islame. Ne i jemi mirënjohës gjithë anës së Kaçanikut që i kishte dhuruar Kryesisë një personalitet të tillë,sepse ai qe një punëtor i dalluar i BIK-s., dhe e lusim Allahun që Mulla Fejzen ta mëshirojë! Rahmetliu u varros në vendlindje. Allahu e pastë mëshiruar dhe e pastë shpërblyer me Xhenetul firdevs! (Nehat Hysa)

## AI NA BASHKOI EDHE SI I VDEKUR...

Tragjedia e shqiptarëve të trojeve të sanxhakut të Nishit, Prokupes, Leskocit…e Medvegjës para 135 vjetve akoma varrë e hapur dhe e pashëruar shqiptare...deri kur?

Ndarja nga kjo jetë e të ndjerit z. Shukri (Avdi) Keka- Berisha ( 1930-2013) dhe varrimi i tij, në maj të këtij viti, i bashkoi për një moment përfaqësuesit e familjes Berisha të mbetur në Medvegjë dhe në Kamenicë e Gjilan, të ndarë që nga vitet 1878 me kufirin e vënë në mes Turqisë dhe Serbisë së atëhershme e tani kufi në mes të Republikës së Kosovës dhe Republikës së Serbisë, të cilat vazhdojnë të jetojnë të ndara edhe si shqiptarë të një familjeje, siç ka ndodhur me familjen Berisha, në të vërtetë tashti - Abazi, në pjesën e Sfircës në Medvegjë, dhe të familjeve Keka e Avdullahu (Berisha) - në pjesën e Sfircës së Kamenicës, e tani edhe në Gjilan.

Pata fatin që me kushërinjtë me bacën Kadri e me bacën Ruhan (Abazi), në janar të këtij viti, t'i bënim një vizitë, të diskutuar e të planifikuar shumë kohë më heret, bashkëfamiliarit tonë, kushëririt Shukri (Avdi) Keka-Berisha, të parët e të cilit ishin nga një familje sikurse jona dhe deri në vitet tetëdhjetë të shekullit të kaluar këto ishin pjesë të një familjeje, që i takonin fshatit të pandarë Sfircë, dhe nuk përcollën vajzë, nuk martuan djalë, nuk mbajtën Hashure, nuk prashitën arë e nuk kositën livadh pa njëri-tjetrin, përveç në ato raste kur pengesë u bënë regjimet dhe kufijtë e vënë nga të huajt. Shkuam për vizitë në Gjilan, ku jetonte ai, tash i ndjerë. Pse ta vizitonim mu atë, kur ka edhe shumë të tjerë, përveç bacës Rexhep Avdullahut-Berishës, të cilin e kishim vizituar shumë herë më parë?

Pikërisht për shkak se baca Shukë ishte dhe mbetet një personalitet emblematik i familjes sonë, i cili nuk zuri ndonjë punë kurrë në shtetin socialist, nuk iu nënshtrua kurrë atij sistemi dhe, me vuajtje të mëdha po me dinjitet të rrallë e krenari shqiptare, i rriti dhe i mëkëmbi nëntë djem, nëntë burra dhe bij shqiptarë, pa ndihmën dhe pa mëshirën e askujt, përveçse të All llahut të Madhërishëm, Atij I qofshim falë, djem të cilët sot jetojnë në Kosovë, në Gjermani e deri në Amerikën e largët, por kanë ngelur shumë të afërt për popullin shqiptar, po dhe për shkak se ai (baca Shukë) mbante në krye gjithmonë me krenari dhe përgjegjësi PLISIN E BARDHË, simbolin dhe emblemën shqiptare.

Vizita ishte shumë vëllazërore, saqë nuk këmbehet për pasurinë e botës, sepse neve dhe atij - e pjesës së familjes së tij që jeton në Gjilan, - na bëri të mundur të evokonim kujtimet më të mira nga jeta e dikurshme e përbashkët familjare, po edhe nga ajo pjesa tjetër pjesërisht e përbashkët, kur ruanim bagëtinë në, sikur e quanim - "Hudut" ("kufi" - nga turqishtja). Meqë baca Shukë nga rinia ishte i njohur edhe si folklorist, në të vërtetë si kavallisti e fyellisti më i mirë, nuk mungoi as biseda për këtë temë, por as loja me kavalla e fyell, në të cilën e shoqëruam edhe unë e baca Kadri. Ndonëse vërehej se ishte i dobësuar nga shëndeti, kjo vizitë zgjati një pasdite për t'u ndarë nga ai dhe familja e tij, me shpresën që të shiheshim më shpesh.

Vizitën e dytë ia bëmë pas një kohe, sërish bashkë me bacën Kadri, por kësaj here sëmundja e kishte rënduar më shumë, prandaj komunikonte dhe bisedonte me vështirësi. Madje djemtë e tij na thanë se u çuditën prej nga i erdhi atij një forcë e shtuar për të biseduar me ne, sepse ashtu nuk bënte me vizitorët e tjerë. Kuptohet, kjo ishte vizitë më e

shkurtër dhe, për fat të keq, e fundit kur patëm mundësinë të bisedonim me të.

Vizitën e tretë ia bëra unë, një ditë kur po shkoja për në Preshevë. U ktheva tek shtëpia e tij, po, fatkeqësisht, shëndeti i ishte përkeqësuar shumë - kishte rënë në komë të thellë... Pas katër ditësh do të ndërronte, prandaj më lajmëruan se duhej të shkoja në varrimin e tij. Shkova nga Medvegja dhe i zura teksa po e lëshonin kufomën e tij në varr. Isha vonuar për shkak se, në Mutivodë më bënë një procedurë "të zgjatur"kufiri. Ishte një ceremoni varrimi shumë dinjitoz, mu ashtu siç e kishte merituar ai. Merrnin pjesë të gjithë djemtë e tij (nëntë), familjarët e afërm e të largët, madje edhe ne nga Medvegja. U organizuan dhe u mbajtën edhe të pame dhe, pas shtatë ditësh, familja e ngushtë e tij organizoi lutjen për shpirtin e tij - Qelimet, si një traditë fetare e shqiptarëve myslimanë nga trojet tona.

E veçanta e kësaj lutjeje, përveç adetit fetar, ishte se, edhe një herë, në një vend dhe për një qëllim e në një kohë u gjetëm përsëri, ndoshta si dikur, së bashku, pjesëtarët - dikur të një familjeje, e sot të triave sosh dhe në vende të ndryshme - Abazi, Keka dhe Avdullahu. Pra, qemë baca Rexhep (Sylë) Avdullahu-Berisha (Gjilan), baca Hasan (Salih) Keka- Berisha (Kamenicë) dhe unë Rexhep (Maliq) Abazi-Berisha (Medvegjë), që të gjithë me prejardhjen nga një familje e Sfircës, nga tre vëllezër.

Në qelime pati më tepër se njëqind pjesëmarrës të familjes së ngushtë e të gjerë dhe miq e shokë të të ndjerit dhe të familjes së tij. Mund të thuhet se ishte edhe një lloj kënaqësie, qoftë dhe për disa çaste, sepse kështu shfaqnim nderin dhe respektin për të ndjerin, po njëkohësisht edhe për trashëgimtarët e tij, të cilët e kishin përgatitur dhe organizuar këtë ceremoni në mënyrën më të mirë të mundshme, duke marrë pjesë në të të nëntë djemtë e të ndjerit dhe shumë nipa dhe mbesa.

E lus Allahun e Madhërishëm që ta shpërblejë të ndjerin dhe të nderuarin, vëllain Shukri (Avdi) Keka - Berisha me Xhenetin Firdeus, si për atë që bëri për familjen dhe kombin, sa ishte në këtë jetë kalimtare, po ashtu edhe për vetë faktin që varrimi i tij, të pamet dhe lutja për të, na bashkuan edhe një herë si dikur, ne pasardhësit e të tri pjesëve të një familjeje të përbashkët (në një të shkuar të largët).

Allahu e bekoftë dhe e mëshiroftë shpirtin e tij! Në Dheun e Kosovës!

Për fund kam një lutje dhe një porosi për të gjithë pjesëtarët dhe pasardhësit e familjes sonë dikur të përbashkët, që të bëjmë përpjekje për të ditur se deri ku është shtrirë gjaku ynë dhe kë kemi vëlla e motër të gjakut e të oxhakut. Ishte kjo njëra nga dëshirat e përbashkëta edhe me të ndjerin bacën Shukë.

Po varra e hapur para 135 vjetësh me ndarjen dhe dëbimin nga trojet shqiptare - mbetet ende e pashëruar dhe kërkon zgjidhje e shërim. Kjo është një nga kompetencat e Kombit e jo të familjeve e vendeve që pësuan dhe sot bartin pasojat e kësaj varre të pashëruar. (Rexhep Abazi)

**KËSHILLI I BASHKËSISË ISLAME PRIZREN**
**shpallë**

# K O N K U R S

**për këto vende të punës:**
**1. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Ebu Bekri" të Prizrenit (5 vakte);**
**2. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Terxhuman Iskender" të Prizrenit (5 vakte);**
**3. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Aliu r.a." të Prizrenit (5 vakte);**
**4. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Pavarësia" të Prizrenit (3 vakte);**
**5. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Bilali r.a." të Prizrenit (3 vakte);**
**6. Imam, hatib dhe mual-lim në xhaminë "Uhud" të Prizrenit (5 vakte).**

**Kandidati i interesuar duhet t'i plotësojë këto kushte:**
**1. Të ketë kryer Medresenë, FSI-në, ose Fakultetin e Studimeve Islame jashtë vendit (diploma e nostrifikuar nga Kryesia e BIK-së);**
**2. T'i përmbahet Kushtetutës së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës, Rregulloreve dhe Vendimeve të Kryesisë dhe Rregullores së Këshillit;**
**3. Të ketë aftësi komunikimi dhe organizimi të jetës fetare;**
**4. Të jetë i shëndoshë psikikisht dhe fizikisht;**
**5. Të mos ketë vërejtje për punën e tij (nëse paraprakisht ka qenë në punë).**

**Dokumentet e nevojshme:**
**1. Diploma e Medresesë dhe Fakultetit,**
**2. Certifikata e lindjes,**
**3. Certifikata shëndetësore (pasi të pranohet),**
**4. Certifikata se nuk është nën hetime (pasi të pranohet),**
**5. Deklarata me shkrim se do t'i kryejë të gjitha shërbimet fetare,**
**6. Vlerësimi i institucionit (nëse paraprakisht ka qenë në punë),**
**7. CV – të dhënat personale, kualifikime ose dëshmi për aftësim profesional.**
**(Të gjitha dokumentet duhet të jenë origjinale.)**

**Vërejtje:**
**Dokumentet dorëzohen në zyrën e Këshillit të BI-së të Prizrenit.**
**Dokumentet e pakompletuara si dhe ato që arrijnë pas afatit, nuk do të merren në shqyrtim.**
**Konkursi mbetet i hapur 15 ditë nga dita e publikimit në revistën "Dituria Islame".**



## EVROPA DUHET TA PRANOJË ISLAMIN SI PJESË TË FAMILJES SË SAJ

Sekretari i përgjithshëm i OBI, z. Ekmeludin Ihsanoglu, kërkoi nga shtetet evropiane që të pranojnë Islamin dhe myslimanët si pjesë të familjes së tyre dhe, duke luftuar ekstremizmin antiislam, të ecin drejt zgjerimit të marrëdhënieve me Botën Islame. Z. Ihsanoglu shtoi se Islami në të, në BE, duhet të konsiderohet si pjesë e familjes evropiane dhe jo si një mysafir. Heqja e Islamit do të thotë anashkalimi i rolit me ndikim të madh të qytetërimit islam mbi revolucionin e civilizimit perëndimor. Hartimi i politikave të caktuara në bazë të deklaratave negative kundër Islamit dhe myslimanëve, do të sjellë diskriminim kundër tyre në vende të ndryshme perëndimore. Nëse Islami do të shndërrohet në një koncept politik, atëherë do të jetë si një shpatë me dy teha, rezultatet e të cilit i kemi vërejtur në Norvegji, Francë dhe në shtete të tjera perëndimore. Keqpërdorimi i terminologjisë islame do të shkaktojë paramendime dhe paragjykime jo të drejta rreth myslimanëve dhe fesë së tyre. Terroristët që mbi krimet e tyre vënë epitetin "xhihad" dhe "Islam", gjithashtu veprojnë vetëm për të njollosur imazhin e pastër të fesë islame dhe të myslimanëve në mbarë botën. Për këtë arsye edhe dijetarët islamë shumë e shumë herë kanë theksuar se "xhihad" do të thotë përpjekje për kryerjen e punëve të mira me vlerë për njerëzimin dhe për të zhdukur padrejtësinë dhe të keqen në shoqëri. Vlen të theksohet se myslimanët përbëjnë rreth 8-9 % të popullsisë së vendeve të BE-së. Politikanët djathtistë ekstremistë në të gjitha vendet e Evropës, vitet e fundit, për qëllime të caktuara politike, kanë ashpërsuar tonet e tyre gjatë deklaratave kundër Islamit dhe myslimanëve.

## PËRUROHET ZYRTARISHT EDHE XHAMIA E DYTË NË ITALI

Xhamia e dytë në Itali është përuruar zyrtarisht ditën e shtunë në qytetin Torino, në veriperëndim të Italisë. Leja për ndërtimin e kësaj xhamie, pas shumë përpjekjeve të bëra nga Këshilli i Myslimanëve të Italisë, është lëshuar nga autoritetet italiane më 2010. Ndërtimi i kësaj xhamie pritej të përfundonte në vitin 2012, por, për shkak të problemeve financiare, përurimi i saj është bërë me vonesë për një periudhë mjaft të gjatë. Megjithatë, më në fund u përurua edhe kjo xhami në një ceremoni solemne me pjesëmarrjen e shumë myslimanëve të Italisë. Xhamia e qytetit Torino të Italisë, pas asaj në Romë, kryeqyteti i Italisë, konsiderohet xhamia e dytë e ndërtuar për myslimanët dhe e regjistruar zyrtarisht nga autoritetet përkatëse të Italisë. Për këtë arsye, ndërtimi i saj ka një rëndësi të madhe për qytetarët myslimanë të Italisë. Një pjesë e buxhetit për ndërtimin e kësaj xhamie është siguruar nga shteti i Marokut, ndërsa pjesa tjetër është siguruar nga myslimanët bamirës që jetojnë dhe veprojnë në Itali. Abdulaziz Khunati, kryetar i Komunitetit mysliman të Italisë, pasi mori lejen zyrtare për ndërtimin e xhamisë, pati deklaruar se xhamia më e madhe në qytetin e Torinos do të ndërtohej në bazë të ligjeve të shtetit italian, prandaj zbatimi i këtij projekti do të sillte rezultate shumë të mëdha për myslimanët e Italisë. Ndërtimi i xhamisë së Torinos do të luajë rol të rëndësishëm edhe në unitetin dhe bashkimin e myslimanëve si dhe do të ketë ndikim në integrimin e pakicës myslimane në shoqërinë italiane.

## REALIZIMI I PROGRAMEVE DHJETËVJEÇARE TË OBI-SË ËSHTË LULËZIMI I YMETIT ISLAM

Sekretari i përgjithshëm i Organizatës për Bashkëpunim Islamik (OBI), deklaroi se realizimi i programeve dhjetëvjeçare të OBI-së ka një rëndësi të veçantë, sepse realizimi i tyre në nivel të lartë dhe efektiv, do të sjellë progresin dhe lulëzimin sa më të madh të Ymetit Islam dhe tejkalimin e sfidave përpara myslimanëve. Ihsanoglu, në takimin e 36-të të komisionit të çështjeve ekonomike, kulturore dhe sociale të kësaj organizate të zhvilluar dje në Xhida të Arabisë Saudite, theksoi rëndësinë e realizimit të

programeve 10-vjeçare të kësaj organizate, sepse realizimi i tyre në nivel të lartë dhe efektiv do të jetë një mjet për të arritur progresin dhe lulëzimin sa më të madh të Ymetit Islam. Sipas këtij programi duhet të zgjerohet edhe më shumë bashkëpunimi ekonomik në mes shteteve anëtare të OBI-së dhe të ngrihet niveli i zhvillimit të qëndrueshëm ekonomik të shteteve anëtare, të zgjerohen sa më shumë marrëdhëniet tregtare në mes tyre si dhe të vendoset një unitet sa më i fortë në mes myslimanëve, për të luftuar në mënyrë sa më serioze varfërinë në shtetet myslimane. Ai ka njoftuar për rritjen e buxhetit të ndarë për hulumtime dhe projekte industriale në vendet anëtare të OBI-së, por ka theksuar njëkohësisht se nuk ekzistojnë politika të unifikuara për mbështetjen e hulumtimeve shkencore, teknologjike dhe krijimtarive. Në këtë drejtim mungon edhe mbështetja e duhur për të mënjanuar pengesat për zhvillimin dhe progresin e shkencës dhe teknologjisë në shtetet anëtare të OBI-së. Ihsanoglu në vazhdim ka folur edhe për ruajtjen e kulturës islame dhe për zhvillimin social të popujve myslimanë, si prioritete të programeve të OBI-së.

## U ANULUAN GARAT NDËRKOMBËTARE TË KUR'ANIT FISNIK TË EGJIPTIT GJATË RAMAZANIT

Ministria e Vakëfeve dhe Çështjeve Islamike në Egjipt, me anë të një vendimi, anuloi garat ndërkombëtare të Kur'anit fisnik të këtij vendi, që zhvillohen zakonisht për çdo vit në fund të muajit Ramazan. Vendimi për anulimin e garave ndërkombëtare të Kur'anit fisnik në Egjipt është marrë për shkak të trazirave dhe pasigurisë së krijuar në këtë vend. Kufizimet kohore si dhe mungesa e kapacitetit të Ministrisë së Vakëfeve dhe Çështjeve Islamike të Egjiptit për të dërguar ftesa për pjesëmarrësit nga vendet e ndryshme dhe për përgatitjen e proceseve të tjera, konsiderohet të jenë prej arsyeve të tjera që kanë ndikuar në marrjen e këtij vendimi. Vlen të theksohet se për çdo vit përfaqësuesit e më shumë se 70 vendeve të ndryshme të botës ftohen në Egjipt për të marrë pjesë në garat ndërkombëtare të Kur'anit fisnik. Këtë vit pritej të merrnin pjesë përfaqësuesit e 75 vendeve të botës në këtë eveniment të madh kuranor, por deri tani vetëm 25 vende kanë deklaruar gatishmërinë e tyre për të dërguar përfaqësuesit e vet në këto gara. Shumica e vendeve që kanë deklaruar gatishmërinë e tyre për të marrë pjesë në këto gara këtë vit, janë nga Afrika.

## KËRKOHET THEMELIMI I ÇMIMIT BOTËROR "TË MENDUARIT NË KUR'AN"

Konferenca e parë ndërkombëtare "Të menduarit në Kur'an dhe ndikimi i tij në jetën e Ymetit Islam" ka përfunduar punimet e saj të Doha të Katarit dhe aty pjesëmarrësit kërkuan themelimin edhe të çmimit botëror "Të menduarit në Kur'an". Kjo konferencë ka rezultuar me propozime të ndryshme, prej të cilave mund të përmenden edhe organizimi i kësaj konference një herë në dy vjet, në mënyrë të rregullt, hartimi i programeve strategjike shkencore për forcimin e kulturës së të menduarit në Kur'an në shoqëritë islame, zbatimi i hulumtimeve dhe përvojave të arritura në fushën e të menduarit në Kur'an si dhe themelimi i një qendre speciale për mbledhjen e të dhënave dhe materialeve në lidhje me institutet dhe personat aktivë që veprojnë në fushën e të menduarit në Kur'an. Të pranishmit në këtë konferencë, në fund kanë theksuar edhe prodhimin e programeve mediale speciale me temë të të menduarit në Kur'anin fisnik dhe mbështetjen e kësaj fushe hulumtuese, një përkushtim më të madh ndaj medieve të ndryshme dhe rrjeteve sociale në internet, themelimin e çmimit botëror "Të menduarit në Kur'anin fisnik", hartimin e pakove arsimore të larmishme në fushën e të menduarit në Kur'an, shfrytëzimin e ekspertëve dhe qendrave arsimore në këtë drejtim si dhe publikimin e një reviste shkencore profesionale në fushën e hulumtimeve rreth të menduarit në Kur'anin fisnik.

(Mr. Rexhep Suma)



| AUTOR: AGIM GASHI | EJA NË NAMAZ | SHESHI | LLOJ SHPATE | HUMNERË | LLOJ STROFULLI I KAFSHËVE | EKREMI (DIM.) | LËRE! | FRANCA | DRAMA E PARË SHQIPE | PËRKUND | SHKEL E SHKO | ISH-KRYEM. LIBANEZ, RAFIK | | MAJË PENE SHKRIMI, XINË |
|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|---|
| EJA NË SHPËTIM | | | | | | | | | | | | | 50 ROMAK / TITANI | |
| E ARABISË | | | | | | | | ALBANOLOGU, BLAKU (SHQ.) / SAGITARIUS | | | | | | |
| BONJAKU | | | | | | | LAJM I MIRË / H.N. | | | | | | | |
| VENDËSE | | | | | | E NDALUARA NË ISLAM / AUSTRIA | | | | | | | SPANJA / ... E BASHKUARA ARABE | |
| HEDH UJË | | | | QË BËN RANGË / ABONIM | | | | | | | | | | AI QË BËN AGJITACION |
| ENERGJIA | | AL PAÇINO / ROMAN I KAFKËS | | | | | | | | PËRPUTHJA E VARGJEVE | | | | |
| BARI I THATË | | | | | | | | | | AMPERI | | LGJ. / BREGDETAS | | |
| EMËR MASHKULLI | | | | | | | | | | | DUKATI / I PJEKUR | | | |
| L.E. | | | ZANORE / PJESËT E NJË SUREJE | | | | | | | MËRI | | | | |
| ZEZAK | | | | | | | | | | PËRCAKTOVA MASËN | | | | |
| ROMAN I KADARESË | | | | | | | | | | TRADITË | | | | |
| | BAREL I VOGËL / LIRBI I BESIMTARËVE ISLAMË | | | | | | | | | TEZE | | | | |
| PJESA E NJË SHTËPIE | | | | | HAPËSIRA MBI RETË | NDESHJE | ITALIA | MINUTË | BESIM | UNIVERSITETI I TIRANËS | | | RADIUSI / ÇATIA | |
| URANI | | TRANSMETIMI / KRYEHOXHË | | | | | | | | LUMË NË SLLOVENI / PARARARDHËS ITALIAN | | | | LLOJËËMBËLSIRE |
| CEREMONI | | | | TAKSA / DATA | | | | | | | LUMË NË IRLANDË / INDUSTRI KROATE E NAFTËS | | | |
| AMERICI | | | NDËRTESA KRYESORE E NJË FAKULTETI / TITANI | | | | | | | | | LIRI RASHA / ILIR KONUSHEVCI | | |
| MENDJEHOLLI | | | | | | | E NJËZËSHME / EDHE | | | | | | | |
| KOPJIMET | | | | | | | | | DREDHIM | | | | | |

# HAXHI 2013

Njoftojmë besimtarët se
KRYESIA E BASHKËSISË ISLAME
të Republikës së Kosovës edhe
këtë vit si tradicionalisht organizon
shkuarjen në Haxh.
Të interesuarit për haxh mund të paraqiten
nëpër këshillat vendor.

Aranzhmani për këtë vit është
**3.200 EURO (VETËM ME AEROPLAN)**
Në aranzhman përfshihen ushqimi, kurbani, ihrami,
shërbimet mjekësore, transporti vajtje-ardhje dhe vizita
nëpër vende të shenjta.

Informata të tjera lidhur me Haxhin 2013 mund të merren çdo ditë në shërbimin përkatës të
Kryesisë së Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës në telefonat
**038/224-001 / 038/224-022 / 038/224-024**
ose në zyrat rajonale të këshillave vendorë të Bashkësisë Islame të Republikës së Kosovës